HEMAM IBNI MUNEBIH

الصَّحِيفَةُ الصَّحِيحَة

(صَحِيفَة هَمَّام بن مُنَبِّه)

# ES–SAHIFETU`S –SAHIHA

Shkup, 2020

**TITULLI I LIBRIT**:

**ES–SAHIFETU`S– SAHIHA**

**AUTOR:**
**HEMAM IBNI MUNEBIH**

**PËRKTHYES NGA GJUHA ARABE:**
**SHABAN TAIRI**

**RECENSENT:**
**BUNJAMIN LIMANI**
**ISAK ÇILAFI**

**REDAKTOR GJUHËSOR:**
**RAMIZ NUHISHI**

**KOPERTINA:**
**MUJASER MAMUTI**

**TIRAZHI:**
**1000 copë**

**SHTYPI:**

Shtypshkronja “Alma” – Shkup; A.Makedonski, nr.42 b. Tel: 070/515-040




# HYRJE

Falënderimet dhe lavdërimet e panumërta i takojnë vetëm Krijuesit të Universit, Allahut xhel-le shanuhu i Cili na pajisi me të gjitha të mirat, na krijoi në formën më të bukur, na udhëzoi në fenë e vërtetë dhe e vetmja e pranuar tek Ai, na e shpalli Kuranin udhërrëfyes dhe na e dërgoi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem si mësues. Përshëndetjet tona të përzemërta, i takojnë vulës së pejgamberisë, mëshirës për botët, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe mbi familjen e tij të ndershme.

Kam kënaqësinë dhe nderin që para jush të paraqes këtë punim modest por me vlera të mëdha në shkencën e hadithit, pasi për herë të parë vjen në gjuhën shqipe libri i parë që është shkruar mbi hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nga Hemam b. Munebihu, nxënës i Ebu Hurejres r.a.

Arsyeja e fillimit për përkthimin e kësaj vepre në gjuhën shqipe, ishte për shkak të sulmeve të shpeshta që po dëgjohen kohës së fundit nga qarqe të caktuara, se hadithi i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk

është shkruar në fillimet e saja, por vetëm se diku 250 apo 300 vite pas vdekjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?!

Kjo është një gënjeshtër dhe shpifje e madhe nga ata që dëshirojnë të sulmojnë fenë Islame dhe të kritikojnë hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ata dëshirojnë të hedhin dyshime në fjalët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe të dëshmojnë se hadithet e tij nuk janë të besueshme në plotësi, me çka duhet të largohen nga përdorimi, ndërsa të argumentohet vetëm me Kuran, pa përdorur hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Ky libër është një dëshmi e qartë se hadithi nuk është shkruar 250-300 vite pas vdekjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem siç pandehin ata, porse që në fillimet e shpalljes, ku ka pasur shkrues të hadithit, edhe pse ka qenë e kufizuar leja në disa persona të caktuar. Disa të tjerëve ua ndaloi shkrimin e hadithit, me qëllim që të mos e përzien tekstin e Kuranit me hadithet e tij, kështu që për një periudhë, atyre ua kufizoi të drejtën për të regjistruar hadithe (shih: Muslimi, "*Sahih*", nr.3004)

Kurse dëshmitë për shkrimin e hadithit janë të shumta dhe që ajo është regjistruar që në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, prej tyre është transmetimi i Ebu Hurejres r.a. se ditën e çlirimit të Mekës, i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem mbajti një fjalim, ku mes tjerash një person që quhej Ebu Shah nga Jemeni i cili i tha Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "Ma

shkruaj këtë fjalim o i Dërguari i Allahut!" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Shkruajeni për Ebu Shahun"*.[1]

Gjithashtu e kemi rastin e Abdullah b. Amrit r.a. i cili shkruante hadithet që në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ai thoshte: "Unë shkruaja çdo gjë që dëgjoja nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me qëllim që t`i mësoja përmendësh, mirëpo disa prej kurejshëve më ndaluan duke më thënë: "Ti po shkruan çdo gjë që dëgjon, ndërsa i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem është njeri, flet kur është edhe i hidhëruar dhe kur është i gëzuar!" Unë hoqa dorë nga shkrimi dhe këtë gjë ia tregova Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ai më tha: *"Shkruaj se pasha Atë që në dorën e Tij është shpirti im, nga kjo gojë nuk del diçka tjetër përpos se e vërteta"*.[2]

Edhe vetë Ebu Hurejre r.a. ka thënë: "Në mesin e shokëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, më shumë hadithe se unë ka ditur vetëm Abdullah b. Amri (r.a.), sepse ai i shkruante (hadithet) ndërsa unë jo".[3]

Ibni Abasi r.a. përcjell se kur Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu përkeqësua sëmundja, tha: *"Më jepni*

---

[1] Buhariu, "Sahih", kitab Lukatati, bab kejfe tuarefu lukatatu ehli Meketi, nr.2434; Muslimi, "Sahih", kitab Haxh, bab tahrimu Mekete ve sajdiha, nr.1355; etj.
[2] Ebu Davudi, "Sunen", kitab Ilm, bab fi kitabil ilm, nr.3646; Darimiju, "Sunen", kitab Mukadime, bab men rehasa fi kitabetil ilmi, nr.484; Ahmedi, "Musned", 11/57, nr.6510;
[3] Buhariu, "Sahih", kitab Ilm, bab kitabetil ilm, nr.113; etj.

*mjete për të shkruar që t`ju jap të shkruani një letër, pas së cilës nuk do të humbni".*[4]

E kemi edhe rastin kur Ebu Xhuhajfe e ka pyetur Aliun r.a.: "A keni ndonjë libër tjetër?" Aliu r.a. është përgjigjur: "Jo, përveç Librit të Allahut, mendjemprehtësisë që i është dhënë muslimanit ose kjo që gjendet në këtë fletë". Ebu Xhuhajfe tha: "E çka ka në atë fletë?" Aliu r.a. tha: "Dispozitat rreth parave të gjakut, rreth lirimit të robit dhe që mbi muslimanin të mos kryhet dënimi me vdekje për shkak të vrasjes së pabesimtarit".[5]

Vetë sahabët kanë pasur disa shkrime të cilat i kanë mbajtur të shënuara në to fjalët dhe sqarimet e të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, prej tyre është Ebu Bekri r.a., Aliu r.a., ndërsa Ebu Hurejre r.a. vazhdimisht mbante ligjërata mbi hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, dhe njëri prej nxënësve të tij kryesorë i cili i regjistroi këto hadithe, ka qenë Hemam b. Munebihu, i cili përpiloi një përmbledhje prej 138 hadithesh të cilat i kishte dëgjuar prej mësuesit të vet, Ebu Hurejres r.a.

I pari nga gjenerata e sahabëve që shkroi hadithet ka qenë Abdullah b. Amër el-Asi r.a. i cili e quajti koleksionin e vet "*Sahifetu Sadika*", ku regjistroi diku 500

[4] Buhariu, "Sahih", kitab Ilm, bab kitabetil ilm, nr.114; Muslimi, "Sahih", kitab el-Vesijetu, bab terkul vesijeti limen lejse lehu shejun jusi fihi, nr.1637; etj.
[5] Buhariu, "Sahih", kitab Ilm, bab kitabetil ilm, nr.111; etj.

hadithe, të cilat imam Ahmedi i shënoi në "*Musned*". Kurse prej gjeneratës së tabiinëve i pari që përmblodhi hadithet në libër ka qenë Hemam b. Munebihu.

Vlen të ceket fakti se kjo vepër e Hemam b. Munebihut, si përmbledhje e haditheve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, daton diku rreth 150 vite para *Sahihu*-t të imam Buhariut, dhe tregon qartë se hadithi është regjistruar shumë herët, do të thotë në gjeneratat e para.

Shumica e transmetimeve që i ka përcjellë Hemam b. Munebihu nga Ebu Hurejre r.a., i ka regjistruar pastaj nxënësi i Hemamit, i quajtur Ma`mer b. Rashid el-Ezdi (vd.150 h), i cili ia përcolli pastaj nxënësit të vet që quhej Abdurezak (vd.211 h) i cili kishte përpiluar edhe një vepër mbi hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem të quajtur "*Musannef*", kurse prej Abdurezakut i transmetuan pastaj Ahmedi në "*Musned*", Buhariu në "*Sahih*" dhe të tjerët.

Në këtë hyrje kemi cekur edhe disa hadithe tjera, të cilat i ka transmetuar Hemami prej Ebu Hurejres r.a. por që nuk janë regjistruar në këtë vepër, si p.sh. hadithi ku i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të rrihet ndonjëri prej jush me dikë, le t`i shmanget (rahjes) në fytyrë"*.[6]

[6] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab Itk, bab idha darebel abdu fel jexhtenibil vexhhe, nr.2559 dhe Ahmedi në "Musned", 13/479, nr.8125;

Në këtë vepër janë renditur 138 hadithe të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem të përcjella nga Ebu Hurejre r.a., të cilat i ka dëgjuar prej tij tabiini i njohur Hemam b. Munebihu, vepër të cilën tani e tutje do e kenë në dispozicion për t`a lexuar edhe lexuesit shqipfolës.

Në këtë libër kemi sjellë tekstin origjinal të hadithit, të përkthyer çdonjërin në gjuhën shqipe sipas radhitjes, kurse në fusnotë kemi shënuar edhe burime tjera të po të njëjtit hadith. P.sh. kemi theksuar se këtë hadith prej Hemam b. Munebihut e përcjell një autor i caktuar (p.sh. Ahmedi në "*Musned*"), ndërsa më pas kemi përmendur se teksti i njëjtë i hadithit nga Ebu Hurejra r.a. nuk e ka transmetuar vetëm Hemam b. Munebihu, por edhe nxënës tjerë të tij si A`rexhi, Ebu Salihu, Ibni Sirini etj, të cilët gjenden në koleksionet e caktuara të hadithit, të cilat i kemi shënuar me burim të plotë në fusnotë. Por, ato që përcillen nga nxënësit tjerë të Ebu Hurejres r.a., nuk i kemi shënuar të gjitha, pasi nuk janë në fokusin e këtij punimi, por i kemi përmendur vetëm në disa raste për të dëshmuar se hadithi i njëjtë ka edhe rrugë të tjera të transmetimit.

Në fillim kam paraqitur një biografi të autorit të librit Hemam b. Munebih, ndërsa më pas disa të dhëna kryesore për librin e tij *Sahife*. Në fund kam paraqitur edhe literaturën e konsultuar për përpilimin e të dhënave mbi autorin dhe veprën e tij, kurse pas literaturës kemi hartuar edhe një indeks të fjalëve të panjohura që mund të jenë të paqarta për lexuesin tonë të nderuar.

Unë shpresoj që ky libër, prej më të vjetërve në shkencën e hadithit, të jetë një kontribut i dobishëm për mua në botën tjetër, të jetë i dobishëm për lexuesin, të plotësojë një zbrazëtirë të vogël në fushën e hadithit në gjuhën shqipe dhe të jetë një nxitës për në të ardhmen, që studiuesit e fesë të zgjerohen në këtë vepër madhështore të Hemam b. Munebihut, Allahu e mëshiroftë.

Unë falënderoj përzemërsisht recensuesin e këtij libri në gjuhën shqipe, shokun tim të klasës nga medreseja “Isa Beu” në Shkup, hoxhën nga Kumanova, Bunjamin Limani, i cili ka diplomuar në “Universitetin e Jordanisë” drejtimi i gjuhës arabe. Po ashtu edhe një recensim e ka bërë edhe hoxha Isak Çilafi, i diplomuar në po të njëjtin universitet, drejtimi i sheriatit. Që të dy i falënderoj që u angazhuan për të pasuruar këtë përkthim me sugjerimet dhe vërejtjet e tyre.

Falënderoj dhe jam mirënjohës edhe ndaj redaktorit gjuhësorë të kësaj vepre, profesorit të nderuar Ramiz Nuhishi, profesor në shkollën e mesme të Qytetit të Shkupit, i cili në aspektin gjuhësorë, u kujdes që vepra të jetë sa më e qartë për lexuesin.

Gjithashtu falënderoj nga zemra për dizajnimin e kopertinës shokun tim, Mujaser Mamutin, i cili çdoherë është i gatshëm të ndihmojë në lidhje me zbukurimin dhe përpunimin e kopertinës së librave që kam botuar deri më tani.

Për fund, bëj lutje tek Allahu i Lartësuar që kjo vepër të jetë një punë e hajrit në peshoren e punëve të mira në Ditën e Llogarisë, kur nuk na ndihmon asgjë familja apo pasuria, por vetëm ajo që është bërë me sinqeritet. Lutem që prej kësaj vepre të përfitojmë të gjithë, nga autori, përkthyesi, recensenti, redaktori, lexuesi dhe çdonjëri i cili ka dhënë një kontribut sado i vogël qoftë, që në botën tjetër përmes saj të meritojmë ndërmjetësimin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, pasi qëllimi ynë i vetëm, ka qenë që lexuesin shqiptar t`a njoftojmë me fjalët e tija plot urtësi dhe mësime.

Përkthyesi

# BIOGRAFIA E HEMAM B. MUNEBIHUT

Emri i plotë i autorit të këtij libri është Hemam b. Munebih b. Kamil b. Sijexhu`l-Jemani el-ebnavi, i njohur me nofkën Ebu Ukbe es-San`ani.[1] Ishte prej Jemeni, kurse Buhariu thotë se ka prejardhje persiane.[2]

Vëllezërit e tij ishin Vehb b. Munebih, Ma`kil b. Munebih dhe Gilan b. Munebih. Ibni Hibani thotë se Hemami ka qenë më i moshuar se Vehbi.[3] Hemami është i fundit që ka vdekur prej vëllezërve të tij.[4]

Ebu Hatim er-Razi thotë se ka përcjellë hadithe prej Ebu Hurejres (r.a.), Ibni Abasit (r.a.) dhe Muavijut (r.a.), kurse prej tij kanë përcjellë hadithe Vehb b. Munebihu, Ma`meri, Ukajl b. Ma`kil dhe Ali b. Hasen es-San`ani. Po ashtu thotë se Jahja b. Meini e ka konsideruar Hemam b. Munebihun të besueshëm (thikah).[5] Neveviu thotë se Hemami e ka parë Muavijun, por nuk ka dëgjuar hadithe

---

[1] Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", muessesetur-Risale, botimi i parë, 1992, vëll.30, fq.298, nr.6600; Ibni Sa`d, "Tabakat el-Kebir", Kajro, botimi i parë, 2001, vëll.8, fq.103, nr.2582;
[2] Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", vëll.8, fq.236, nr.2847;
[3] Ibni Hibani, "Thikat", Hukumetu Alije, Indi, botimi i parë, 1973, vëll.5, fq.510;
[4] Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.30, fq.298, nr.6600;
[5] Ebu Hatim er-Razi, "Xherh ve Ta`dil", darul kutubil ilmije, Bejrut, 1952, vëll.9, fq.107, nr.453; Dhehebiu, "Sijer A`lam en-Nubela", Muessesetur-risale, Bejrut, botimi i dytë, 1982, vëll.5, fq.312, nr.148;

prej tij.[6] Mizziu thotë se ka përcjell hadithe edhe prej Abdullah b. Zubejrit r.a., Abdullah b. Umerit r.a., kurse hadithet prej Ebu Hurejres r.a. i ka dëgjuar në Medine.[7]

Hemam b. Munebihu thotë: "Kur arrita në Medine, pashë një hallkë (diturie) afër minberit të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kur pyeta për të, më thanë se është hallka e Ebu Hurejres. U afrova aty dhe i përshëndeta me selam, e ai më tha mua: "Prej nga je?" Unë i thash: "Prej banorëve të Jemenit". Ai tha: "E kam dëgjuar të dashurin tim, Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Imani është jemenas edhe urtësia është jemenase, ata janë me zemrat më të buta..."*.[8]

Darimiju e ka pyetur Jahja b. Meinin: "Si janë hadithet e Hemam b. Munebihut?" Ai ka thënë: "Ai është i besueshëm".[9]

Ali b. Medeniu ka thënë: "Pas Seidit dhe Hishamit, nuk ka ndonjë nga nxënësit e Katades që është më i dashur tek unë sesa Hemami...".[10]

Ali b. Medeniu po ashtu thotë se gjashtë nxënësit kryesorë të Ebu Hurejres r.a. janë: Seid b. Musejeb, Ebu

---

[6] Neveviu, "Tehdhibu`l-Esma ve`l-Lugat", darul kutubil ilmije, Bejrut, vëll.2, fq.140, nr.217;
[7] Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.30, fq.299-300;
[8] Ahmedi, "Musned", 12/473, nr.7505;
[9] Darimiju, "Tarih Uthman b. Seid ed-Darimij an Ebu Zekerija Jahja b. Mein", daru me`mun li turath, Damask, fq.224, nr.851;
[10] Ibni Shahini, "Tarih Esmai`th-Thikat", darus-selefije, Tunis, botimi i parë, 1984, fq.252, nr.1539;

Seleme, A`rexhi, Ebu Salihu, Muhamed b. Sirini, Tavusi dhe Hemam b. Munebihu. Por hadithet e këtij ngjajnë me hadithet e tyre”.[10]

Ibni Hibani e përmend në gjeneratën e tabiinëve në librin e tij “*Eth-Thikat*”.[11]

Ixhliu thotë se është prej tabiinëve nga Jemeni, është i besueshëm.[12]

Dhehebiu në “*Kashif*” thotë se është i sinqertë (saduk),[13] kurse në “*Sijer*” thotë se ai është muhadithi, i përkryer, autor i librit “*Sahifetu`s-Sahiha*”, të cilën e shkroi nga Ebu Hurejre me diku 140 hadithe, dhe të cilat i përcolli prej tij Ma`mer b. Rashidi”.[14]

Ibni Haxheri në “*Tekrib*” thotë se është i besueshëm.[15]

Ibni Haxheri në “*Tehdhib*” thotë: “Mejmuniju përcjell prej Ahmedit se ai në lidhje me Hemamin ka thënë: “Ka qenë luftëtar, ka shitur librat vëllait të vet Vehbit, ka prezantuar në mexhliset e Ebu Hurejres dhe ka dëgjuar

---

[10] Ibni Ebu Shejbe, “Sualat ibni Ebi Shejbe li imam Ali b. Medenij”, fq.39, nr.74;
[11] Ibni Hibani, “Thikat”, vëll.5, fq.510;
[12] Ixhli, “Tarihu`th-Thikat”, darul kutubil ilmije, Bejrut, botimi i parë, 1984, fq.461, nr.1750;
[13] Dhehebiu, “Kashif”, Xhide, botimi i parë, 1992, vëll.2, fq.339, nr.5984;
[14] Dhehebiu, “Sijer A`lam en-Nubela”, vëll.5, fq.311, nr.148;
[15] Ibni Haxheri, “Tekribu`t-Tehdhib”, bejtu`l-Ifkar, Jordan, 1964, fq.643, nr.7317;

prej tij hadithe, të cilat janë diku 140 të tilla përmes një zinxhiri të vetëm...”.[16]

Hemam b. Munebihu vdiq në vitin 131 apo 132 hixhri.[17]

---

[16] Ibni Haxheri, “Tehdhibu`t-Tehdhib”, Muessesetur-Risale, vëll.4, fq.283;

[17] Ibni Hibani, “Thikat”, vëll.5, fq.510; Ibni Kethiri, “Tekmil fi xherh ve ta`dil”, mektebetu Ibni Abas, Jemen, botimi i parë, 2011, vëll.2, fq.12, nr.855;

# VEPRA *SAHIFETU`S-SAHIHA*

Libri i Hemam b. Munebihut i titulluar "*Sahifetu`s-Sahiha*" numëron 138 hadithe, të cilat i ka dëgjuar prej Ebu Hurejres r.a., kurse prej Hemamit, i ka përcjellur Ma`meri, e prej tij Ahmedi, Abdurezaku, Buhariu dhe të tjerët. Hadithet trajtojnë tematika të ndryshme dhe janë hadithe praktike për jetën e besimtarit.

Imam Ahmedi në "*Musned*"-in e vet i ka regjistruar 153 hadithe të përcjella nga Hemami me përsëritje të disa haditheve, më pas imam Muslimi në "*Sahih*"-un e tij regjistroi 82 hadithe prej Hemam b. Munebihut, imam Buhariu regjistroi në "*Sahih*"-un e tij 68 hadithe. Më pas, Tirmidhiu në "*Sunen*", regjistroi 12 hadithe, Ebu Davudi në "*Sunen*" regjistroi 11 hadithe, Ibni Maxheh në "*Sunen*" regjistroi 2 hadithe prej tij, ndërsa Nesaiu në "*Sunen*" regjistron vetëm një hadith.

Imam Muslimi në "*Sahih*"-un e tij (nr.1038) e regjistron edhe një hadith të Hemam b. Munebihut ku ai transmeton prej Muaviut r.a.

Imam Maliku në "*Muvetta*" dhe Darimiju në "*Sunen*" nuk kanë regjistruar transmetime prej Hemam b. Munebihut. Në këtë shkrim kemi përmbledhur vetëm nëntë veprat kryesore të hadithit, kurse sa u përket veprave tjera, ato

janë të shumta dhe në to gjenden transmetime nga Hemam b. Munebihu.

Kopje origjinale të letrës së ibni Munebihut gjenden në bibliotekat shtetërore në Damask, Kajro dhe Berlin. Verifikimin e kësaj vepre në këto arkiva e bëri dijetari nga India, Muhamed Hamidullah.

Shkencëtari amerikan dhe studiuesi i Lindjes së Mesme, Graham thotë: "...prej katër veprave të mbetura, vepra më e hershme është *Sahife* i Hemam b. Munebihut, një koleksion me 138 hadithe e cila daton diku kah fundi i shekullit të I të hixhrit...".[18]

Pra, shohim se këtë vepër e konfirmojnë edhe studiuesit muslimanë, po ashtu edhe studiuesit perëndimorë, kështu që mundet të pranojmë si të besueshme në plotësi këtë vepër dhe të mbështetemi në hadithet të cilat gjenden në këtë vepër.

Kjo vepër haset edhe me disa emra nëpër literatura të ndryshme si: "Nes`hatu Hemam"; "Nes`hatu`s-Sahiha"; "Sahifetu Hemam" dhe "Sahifetu`s-Sahiha".

Në gjuhën shqipe titulli i kësaj vepre shkronjë për shkronje mund të përkthehet si "Fletushka e të vërtetave", por kuptimi më i saktë do të ishte "Përmbledhje e haditheve të sakta".

---

[18] William Albert Graham, "Divine Word and Prophetic Word in Early Islam", (1977), fq.82;

## SENEDI I VEPRËS SË HEMAM B. MUNEBIHUT

حَدَّثَنَا الشَّيْخُ الْإِمَامُ الْأَجَلُّ الْأَوْحَدُ الْحَافِظُ تَاجُ الدِّينِ بَهَاءُ الْإِسْلَامِ بَدِيعُ الزَّمَانِ أَبُو عَبْدِ اللَّهِ مُحَمَّدُ بْنُ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ مُحَمَّدِ بْنِ مَسْعُودٍ الْبَنْدَهِيُّ وَفَّقَهُ اللَّهُ وَبَصَّرَهُ بِعُيُوبِ نَفْسِهِ، بِقِرَاءَتِهِ عَلَيْنَا مِنْ أَصْلِ سَمَاعِهِ الْمَنْقُولِ مِنْهُ فِي الْمَدْرَسَةِ النَّاصِرِيَّةِ الصَّلَاحِيَّةِ – خَلَّدَ اللَّهُ مُلْكَ وَاقِفِهَا – فِي السَّادِسِ وَالْعِشْرِينَ مِنْ ذِي الْقِعْدَةِ سَنَةَ سَبْعٍ وَسَبْعِينَ وَخَمْسِمِائَةٍ، قَالَ: أَخْبَرَنَا الشَّيْخُ الثِّقَةُ الصَّالِحُ أَبُو الْخَيْرِ مُحَمَّدُ بْنُ أَحْمَدَ بْنِ

مُحَمَّدِ بْنِ عُمَرَ المقدر الْأَصْبَهَانِيُّ قِرَاءَةً عَلَيْهِ وَأَنَا أَسْمَعُ قَالَ: أَخْبَرَنَا الشَّيْخُ أَبُو عَمْرٍو عَبْدُ الْوَهَّابِ بْنُ أَبِي عَبْدِ اللَّهِ بْنِ إِسْحَاقَ بْنِ مُحَمَّدِ بْنِ يَحْيَى بْنِ مَنْدَةَ الْأَصْبَهَانِيُّ قَالَ: أَخْبَرَنَا وَالِدِي الْإِمَامُ أَبُو عَبْدِ اللَّهِ مُحَمَّدُ بْنُ إِسْحَاقَ قَالَ: أَخْبَرَنَا أَبُو بَكْرٍ مُحَمَّدُ بْنُ الْحُسَيْنِ بْنِ الْحَسَنِ بْنِ الْخَلِيلِ الْقَطَّانُ قَالَ: حَدَّثَنَا أَبُو الْحَسَنِ أَحْمَدُ بْنُ يُوسُفَ السُّلَمِيُّ قَالَ: حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّزَّاقِ بْنُ هَمَّامِ بْنِ نَافِعٍ الْحِمْيَرِيُّ، عَنْ مَعْمَرٍ، عَنْ هَمَّامِ بْنِ مُنَبِّهٍ قَالَ: هَذَا مَا حَدَّثَنَا أَبُو هُرَيْرَةَ، عَنْ مُحَمَّدٍ رَسُولِ اللَّهِ،

**Na ka treguar shejhu, imami i nderuar, hafëzi, kurora e fesë, krenaria e Islamit, dijetari i kohës, Ebu Abdullah Muhamed bin Abdurahman b. Muhamed b. Mes`ud el-Bendehiu Allahu e nderoftë shpirtin e tij për leximin e tij për ne për atë që dëgjuam prej tij në shkollën Nasirije Salihije Allahu e shtoftë jetëgjatësinë e tij më 26 të muajit Dhul Kade të vitit 577 ku ka thënë: "Na ka lajmëruar shejhu i besueshëm, Salih Ebu`l-Hajr Muhamed b. Ahmed b. Muhamed b. Umer el-Mukadir el-Esbahaniju, ku ai ka lexuar, ndërsa unë kam dëgjuar duke thënë: "Na ka lajmëruar shejhu Ebu Amër Abdulvehab b. Ebu Abdullah b. Is`hak b. Muhamed b. Jahja b. Mende el-Esbahaniu, i cili ka thënë: "Më ka lajmëruar babai im, imami Ebu Abdullah Muhamed b. Is`hak i cili ka thënë: "Më ka lajmëruar Ebu Bekër Muhamed b. Husejn b. Hasen b. Halil el-Katani, i cili ka thënë: "Na ka lajmëruar Ebu`l-Hasen Ahmed b. Jusuf es-Sulemiju i cili ka thënë: "Na ka lajmëruar Abdurezak b. Hemam b. Nafi el-Himjeriu nga Ma`meri, ky nga Hemam b. Munebihu i cili ka thënë: "Kjo është ajo që na ka informuar Ebu Hurejre nga Muhamedi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem:**

**1– قَالَ: "نَحْنُ الْآخِرُونَ السَّابِقُونَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، بَيْدَ أَنَّهُمْ أُوتُوا الْكِتَابَ مِنْ قَبْلِنَا،**
**فَاخْتَلَفُوا فِيهِ، وَأُوتِينَاهُ مِنْ بَعْدِهِمْ، فَهَذَا يَوْمُهُمُ الَّذِي فُرِضَ عَلَيْهِمْ، فَاخْتَلَفُوا فِيهِ، فَهَدَانَا اللَّهُ لَهُ فَهُمْ لَنَا فِيهِ تَبَعٌ، فَالْيَهُودُ غَدًا وَالنَّصَارَى بَعْدَ غَدٍ»**

Ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Ne jemi të fundit (në këtë botë si umet), por të parët (prijës) në Ditën e Kiametit, edhe pse atyre u ka ardhur Libri para nesh. Pastaj, ata u kundërshtuan në lidhje me të, e neve na zbriti pas tyre, e kjo (e xhumaja) është dita e tyre (e festimit) e obliguar për ta, por ata u kundërshtuan mes vete për të. Kështu që, Allahu na udhëzoi neve për tek ajo (dita e xhuma), ndërsa të gjithë njerëzit janë pas nesh për këtë çështje, jehudët e kanë nesër (të shtunën), kurse të krishterët pasnesër (të dielën)”.*[1]

[1] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab el-Xhumuatu, bab ferdi`l-xhumuati, nr.876 me këtë tekst por nga A`rexhi, kurse Buhariu e përcjell nga Hemam b. Munebihu në “Sahih”, kitab Ejman, nr.6624 dhe kitab Ta`bir, nr.7036; nga Hemam b. Munebihi e përcjell edhe Muslimi, “Sahih”, kitab el-Xhumuatu, bab hidajetu hadihi`l-umeti lijaumi`l-xhumuati, nr.855 dhe Ahmedi, në “Musned”, 13/135, nr.7707; kurse nga Tavusi e përcjell Nesaiu, në “Sunen”, kitab el-Xhumuati, bab ixhabu`l-xhumuati, nr.1367; kurse nga Ebu Hazimi e përcjell Ibni Maxheh, në “Sunen”, kitab Ikameti`s-Salati ve sunneti fiha, bab fi fardi`l-xhumuati, nr.1083;

2– وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَثَلِي وَمَثَلُ الْأَنْبِيَاءِ مِنْ قَبْلِي كَمَثَلِ رَجُلٍ ابْتَنَى بُيُوتًا فَأَحْسَنَهَا وَأَجْمَلَهَا وَأَكْمَلَهَا إِلَّا مَوْضِعَ لَبِنَةٍ مِنْ زَاوِيَةٍ مِنْ زَوَايَاهَا، فَجَعَلَ النَّاسُ يَطُوفُونَ وَيُعْجِبُهُمُ الْبُنْيَانُ، فَيَقُولُونَ أَلَا وُضِعَتْ هَاهُنَا لَبِنَةٌ فَتَمَّ بِنَاؤُهُ، فَقَالَ مُحَمَّدٌ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: فَأَنَا اللَّبِنَةُ»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “*Shembulli im dhe i pejgamberëve tjerë para meje, është sikur i një njeriu i cili ka ndërtuar shtëpinë, e ka zbukuruar dhe përkryer, përpos një vendi në mur sa për një tullë. Njerëzit vijnë përreth dhe mahniten me ndërtimin, por thonë: “Sikur ta kishte vendosur edhe këtë tullë dhe ta plotësonte ndërtimin!”* E Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: “*Pra, unë jam ajo tullë*”.[2]

[2] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Fadail, bab dhikru keunihi sal-lallahu alejhi ve sel-lem hatemen-nebijine, nr.2286 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/475, nr.8116; Këtë hadith e ka regjistruar më pas edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Menakib, bab hatimi`n-nebijine sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.3535 por nga Ebu Salihu e ky nga Ebu Hurejre r.a.;

**3 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَثَلُ الْبَخِيلِ وَالْمُتَصَدِّقِ كَمَثَلِ رَجُلَيْنِ عَلَيْهِمَا جُبَّتَانِ أَوْ جُنَّتَانِ مِنْ حَدِيدٍ إِلَى ثَدْيَيْهِمَا أَوْ إِلَى تَرَاقِيهِمَا، فَجَعَلَ الْمُتَصَدِّقُ كُلَّمَا تَصَدَّقَ بِشَيْءٍ ذَهَبَتْ عَنْ جِلْدِهِ حَتَّى تُجِنَّ بَنَانَهُ وَيَعْفُوَ أَثَرُهُ، وَجَعَلَ الْبَخِيلُ كُلَّمَا أَنْفَقَ شَيْئًا أَوْ حَدَّثَ بِهِ نَفْسَهُ، عَضَّتْ كُلُّ حَلْقَةٍ مَكَانَهَا فَيُوَسِّعُهَا وَلَا تَتَّسِعُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "*Shembulli i koprracit dhe bujarit është sikur i dy burrave të cilët kanë dy jelekë prej hekuri. Ato ua shtrëngojnë krahët dhe gjoksin, e prej tyre kërkohet diçka. Ai që jep sadaka (lëmoshë), çdoherë që jep i largohet (zgjerohet), ia mbulon gishtat dhe i hiqen shenjat e shtrëngimit. Kurse koprraci çdoherë që dëshiron të jep diçka i shtrëngohet dhe kështu secila hallkë e zë vendin e vet*".[3]

---

[3] Këtë hadith e ka regjistruar më pas edhe Buhariu në "Sahih", kitab Libas, bab xhejbil kamisi min indi sadri ve gajrihi, nr.5797 por përmes Tavusit; prej Tavusit e shënon edhe Muslimi në "Sahih", kitab Zekat, bab methelul munfiki vel behili, nr.1021, Nesaiu në "Sunen", kitab Zekat, bab sadakatul behili, nr.2547 dhe Ahmedi në "Musned", 16/449, nr.10.770;

**4 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " مَثَلِي كَمَثَلِ رَجُلٍ اسْتَوْقَدَ نَارًا فَلَمَّا أَضَاءَتْ مَا حَوْلَهَا جَعَلَ الْفَرَاشُ وَهَذِهِ الدَّوَابُّ الَّتِي يَقَعْنَ فِي النَّارِ يَقَعْنَ فِيهَا، وَجَعَلَ يَحْجُزُهُنَّ وَيَغْلِبْنَهُ فَيَتَقَحَّمْنَ فِيهَا فَذَاكَ مَثَلِي وَمَثَلُكُمْ، أَنَا آخِذٌ بِحُجَزِكُمْ عَنِ النَّارِ، هَلُمَّ عَنِ النَّارِ، هَلُمَّ عَنِ النَّارِ، فَتَغْلِبُونِي تَقَحَّمُونَ فِيهَا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “*Shembulli im është si shembulli i një njeriu që ka ndezur një zjarr. Kur shtohej zjarri, dogji fluturat dhe insektet përreth, ai përpiqej t`i largojë por ato ishin shumë dhe futeshin në zjarr. Kështu është edhe shembulli im. Unë u kapi për brezi që t`u shpëtojë nga zjarri, (duke ju thënë) `kujdesuni nga zjarri, kujdesuni nga zjarri` e ata hidhen në të, e në këtë gjendje më tejkalojnë*”.[4]

[4] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Fadail, bab shefekatuhu sal-lallahu alejhi ve sel-lem ala ummetihi ve mubalegatuhu fi tahdhirihim mimma jedurruhum, nr.2284 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/475, nr.8117; nga Arexhi e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Rikak, bab li intihai anil measi, nr.6483 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Emthal, bab ma xhae fi metheli ibni Ademe ve exhelihi ve emelihi, nr.2874 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih;

**5 – وَقَالَ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «فِي الْجَنَّةِ شَجَرَةٌ يَسِيرُ الرَّاكِبُ فِي ظِلِّهَا مِائَةَ عَامٍ لَا يَقْطَعُهَا»**

Ka thënë (Pejgamberi) sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Në Xhenet është një pemë, nën të cilën ecën kalorësi njëqind vite nën hijen e saj dhe përsëri nuk mund ta kalojë”.*[5]

**6 – وَقَالَ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِيَّاكُمْ وَالظَّنَّ، إِيَّاكُمْ وَالظَّنَّ، إِيَّاكُمْ وَالظَّنَّ، فَإِنَّ الظَّنَّ أَكْذَبُ الْحَدِيثِ، وَلَا تَنَاجَشُوا، وَلَا تَحَاسَدُوا، وَلَا تَنَافَسُوا، وَلَا تَبَاغَضُوا، وَلَا تَدَابَرُوا، وَكُونُوا عِبَادَ اللَّهِ إِخْوَانًا»**

[5] Këtë hadith e ka regjistruar më pas edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Bed`ul-halk, bab ma xhae fi sifeti`l-xheneti, nr.3252 por prej Abdurahman b. Ebu Amri, dhe nga Ebu Hazimi në kitab Rikak, nr.6551; edhe Muslimi e ka shënuar në “Sahih”, kitab El-Xhenetu ve sifeti neimiha, bab inne fil xheneti shexhereten jesiru rakibu fi dhiliha miete amin, nr.2826 por nga A`rexhi; përmes tij e shënon edhe Tirmidhiu, në “Sunen”, kitab Sifetil Xheneti, bab ma xhae fi sifeti shexheril xheneti, nr.2523 dhe thotë se hadithi është përcjellur edhe nga Enesi dhe Ebu Seid el-Hudriu, e ky hadith është Sahih; përmes Ebu Selemes e ka shënuar Ibni Maxheh, në “Sunen”, kitab Zuhd, bab sifetul xheneti, nr.4335 dhe Darimiju, në “Sunen”, kitab Rikak, bab fi eshxharil xheneti, nr.2839; Ahmedi, në “Musned”, 12/465, nr.7498 por edhe ky përmes A`rexhit;

Ka thënë (Pejgamberi) sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Keni kujdes nga paragjykimi! Keni kujdes nga paragjykimi! Keni kujdes nga paragjykimi! Sepse paragjykimi është lajmi më i rrejshëm. Mos ia ngritni çmimin njëri-tjetrit, as mos ia kini zili njëri-tjetrit, mos konkurroni me njëri-tjetrin, as mos urreni njëri-tjetrin, as mos ia shpalosni të metat njëri-tjetrit, por bëhuni robër të Allahut (dhe) vëllezër”.*[6]

**7 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «فِي الْجُمُعَةِ سَاعَةٌ لَا يُوَافِقُهَا مُسْلِمٌ وَهُوَ يُصَلِّي يَسْأَلُ رَبَّهُ شَيْئًا إِلَّا آتَاهُ إِيَّاهُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Në xhuma ka një moment në të cilin nuk ndodh që muslimani t`i lutet Zotit për diçka, e ai të mos ia plotësojë”.*[7]

---

[6] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu, në “Sahih”, kitab Edeb, bab ma junha anit-tehasudi vet-tedaburi, nr.6064 dhe Ahmedi, në “Musned”, 13/476, nr.8118; përmes A`rexhit e shënon Muslimi në “Sahih”, kitab Birr ves-silet, bab tahrimudh-dhanni.., nr.2563, Maliku, në “Muvetta”, kitab Xhami, bab ma xhae fil muhaxhereti, nr.2640, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Birr ves-silet, bab ma xhae fi dhanni sui, nr.1988 dhe Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Edeb, bab fi dhann, nr.4917;

[7] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi, në “Sahih”, kitab Xhumuatu, bab fis-saati leti fi jaumil xhumuati, nr.852 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/477, nr.8119; Buhariu e shënon përmes A`rexhit në “Sahih”, kitab Xhumuatu, bab es-saati leti fi jaumil xhumuati, nr.935 dhe prej Muhamed b. Sirinit në “Sahih”, kitab Daavatu, nr.6400; Ebu Davudi e shënon përmes Ebu Selemes në “Sunen”, kitab Salat, bab tefriu ebvabul xhumuati, nr.1046; etj.

**8 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الْمَلَائِكَةُ يَتَعَاقَبُونَ فِيكُمْ , مَلَائِكَةٌ بِاللَّيْلِ وَمَلَائِكَةٌ بِالنَّهَارِ وَيَجْتَمِعُونَ فِي صَلَاةِ الْفَجْرِ، وَصَلَاةِ الْعَصْرِ، ثُمَّ يَعْرُجُ إِلَيْهِ الَّذِينَ بَاتُوا فِيكُمْ فَيَسْأَلُهُمْ، وَهُوَ أَعْلَمُ بِهِمْ، كَيْفَ تَرَكْتُمْ عِبَادِي؟ قَالُوا: تَرَكْنَاهُمْ وَهُمْ يُصَلُّونَ وَأَتَيْنَاهُمْ وَهُمْ يُصَلُّونَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Melekët ndërrohen tek ju, melekët e natës dhe melekët e ditës, e ata takohen në namazin e sabahut dhe të ikindisë. Pastaj ngjiten ata të cilët kanë qëndruar tek ju natën dhe i pyet ato edhe pse është më i ditur mbi të se në çfarë gjendje i keni lënë robërit e Mi? Ata thonë: “I kemi lënë duke u falur dhe kur shkuam i gjetëm duke u falur”.*[8]

[8] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi, në “Sahih”, kitab Mesaxhid, bab fadlu salatis-subhi vel asri vel muhafedhati alejha, nr.632 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/47, nr.8120; Buhariu e shënon prej A`rexhit në “Sahih”, kitab mevakitus-salat, bab fadlu salatil asri, nr.555; prej A`rexhit e shënon edhe Nesaiu në “Sunen”, kitab Salat, bab fadlu salatil xhemaati, nr.485 dhe Maliku në “Muvetta”, kitab Salat, bab xhamius-salati, nr.472;

**9 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الْمَلَائِكَةُ تُصَلِّي عَلَى أَحَدِكُمْ مَا دَامَ فِي مُصَلَّاهُ الَّذِي صَلَّى فِيهِ، وَتَقُولُ: اللَّهُمَّ اغْفِرْ لَهُ، اللَّهُمَّ ارْحَمْهُ مَا لَمْ يُحْدِثْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Melekët luten për çdonjërin prej jush përderisa gjendet në vendin e faljes ku e ka bërë namazin dhe thonë: “Allahu ynë fale atë, Allahu ynë mëshiroje atë” (dhe luten kështu) derisa ta humb abdesin”.*[9]

[9] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Salat, bab el-kuudu fil mesxhidi ven-tidharus-salati minel-fadli, nr.330 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; edhe Ahmedi e shënon përmes Hemamit në “Musned”, 13/477, nr.8121; Buhariu e shënon përmes Ebu Salihut në “Sahih”, kitab Salat, bab es-salati fi mesxhidi-suki, nr.477 dhe prej A`rexhit në “Sahih”, kitab Edhan, bab ma xhelese fil mesxhidi jentedhirus-salat, nr.659; prej Ebu Salihut e shënon edhe Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Mesaxhid, nr.799; Muslimi e shënon përmes Ibni Sirinit në “Sahih”, kitab Mesaxhid, bab fadlu salatil xhemaati ventidharis-salati, nr.649; Ebu Davudi e shënon përmes A`rexhit në “Sunen”, kitab Salat, bab fi fadlil kuudi fil mesxhidi, nr.469; Edhe Nesaiu e shënon përmes A`rexhit në “Sunen”, kitab Mesaxhid, bab tergibu fil xhulusi fil mesxhidi..nr.733 kështu edhe Maliku në “Muvetta”, kitab Salat, bab intidharus-salati vel meshju ilejha, nr.441; prej Ebu Selemes e shënon Darimiju në “Sunen”, kitab Salat, bab fadlu men xhelese fil mesxhidi jentedhirus-salate, nr.1407;

**10 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا قَالَ أَحَدُكُمْ: آمِينَ وَالْمَلَائِكَةُ فِي السَّمَاءِ: آمِينَ، فَوَافَقَ إِحْدَاهَا الْأُخْرَى؛ غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur ndonjëri prej jush thotë “Amin” dhe melekët në qiell thonë “Amin” e përputhen njëra me tjetrën, do t`i falen mëkatet e mëparshme”.*[10]

**11 – وَقَالَ أَبُو هُرَيْرَةَ: بَيْنَمَا رَجُلٌ يَسُوقُ بَدَنَةً مُقَلَّدَةً، فَقَالَ لَهُ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «ارْكَبْهَا» فَقَالَ: إِنَّهَا بَدَنَةٌ يَا رَسُولَ اللَّهِ، فَقَالَ: «وَيْلَكَ ارْكَبْهَا: وَيْلَكَ ارْكَبْهَا»**

Ka thënë Ebu Hurejre r.a.: “Mes nesh ishte një njeri i cili e sillte devenë e tij duke ecur dhe i Dërguari i Allahut sal-lallahu

[10] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Salat, bab tesmiu vet-tahmidu vet-te`minu, nr.410 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/478, nr.8122; Buhariu e shënon përmes Ebu Salihut në “Sahih”, kitab Edhan, bab xhehril me`mumi bit-temin, nr.782; Ebu Davudi e shënon përmes Ebu Salihut në “Sunen”, kitab Salat, bab te`minu verael imami, nr.935; Tirmidhiu e shënon përmes Seid b. Musejebit dhe Ebu Selemes në “Sunen”, kitab Salat, bab ma xhae fi fadli`t-te`min, nr.250 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; etj.

alejhi ve sel-lem i tha: *“Hipi asaj”* Ai tha: “O i Dërguari i Allahut, ajo është për kurban” Ai i tha: *“Mjerë për ty! Kalëroje atë! Mjerë për ty! Kalëroje atë”.*[11]

**12 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: "نَارُكُمْ هَذِهِ مَا يُوقِدُ بَنُو آدَمَ جُزْءٌ مِنْ سَبْعِينَ جُزْءًا مِنْ حَرِّ جَهَنَّمَ، فَقَالُوا: وَاللَّهِ إِنْ كَانَتْ لَكَافِيَتَنَا يَا رَسُولَ اللَّهِ. قَالَ: فَإِنَّهَا فُضِّلَتْ عَلَيْهَا بِتِسْعَةٍ وَسِتِّينَ جُزْءًا كُلُّهُنَّ مِثْلُ حَرِّهَا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Ky zjarri i juaj të cilin e përdorin bijtë e Ademit është një pjesë prej shtatëdhjetë pjesëve prej nxehtësisë së Xhehenemit”.* (Njerëzit) thanë: “O i Dërguari i Allahut, pasha Allahun edhe kështu siç është do të mjaftonte” Ai tha: *Asaj do t`i shtohen edhe gjashtëdhjetenëntë pjesë, e çdonjëra pjesë është sikur nxehtësia e saj”.*[12]

---

[11] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Haxh, bab xhevazu rukubil bedeneti limenihtaxhe ilejha, nr.1322 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/478, nr.8123;

[12] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab el-Xhenetu ve sifetu neimiha, bab fi shiddeti harri nari xhehenneme, nr.2843, Ahmedi në “Musned”, 13/479, nr.8126 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab ebvabu sifeti xheheneme, bab narukum hadhihi xhuz`un min sebine xhuzen min nari xhehenem, nr.2589 dhe thotë se është Hasenun-Sahih; Darimiu e shënon përmes Ebu Ijadit në “Sunen”, kitab Rikak, bab fi kauli nebiji narukum hadihi xhuz`un, nr.2847; Ibni Maxheh e shënon përmes Nufej Ebi

**13 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَمَّا قَضَى اللَّهُ الْخَلْقَ، كَتَبَ كِتَابًا عِنْدَهُ فَوْقَ الْعَرْشِ: إِنَّ رَحْمَتِي سَبَقَتْ غَضَبِي»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pasi Allahu xh.sh. gjykoi të (krijohen) krijesat, shkroi një letër tek Ai përmbi Arsh:* ***“Me të vërtetë, Mëshira Ime, ka tejkaluar hidhërimin Tim”.***[13]

**14 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَوْ تَعْلَمُونَ مَا أَعْلَمُ لَبَكَيْتُمْ كَثِيرًا وَلَضَحِكْتُمْ قَلِيلًا»**

---

Davud nga sahabiu Enes b. Maliku r.a. në “Sunen”, kitab Zuhd, bab sifetun-nari, nr.4318;

[13] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/479, nr.8127; Këtë hadith e ka regjistruar më pas edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Bed`ul-halk, bab ma xhae fi kauli lahi teala ve huvel ledhi jebdeu`l-halka thumme juiduhu, nr.3194 por nga A`rexhi; prej tij e shënon edhe Muslimi, në “Sahih”, kitab Teube, bab fi seati rahmetilahi teala, nr.2751; Tirmidhiu, në “Sunen”, kitab Da`vat, bab, nr.3543 përmes Axhlanit dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; prej tij e shënon edhe Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Zuhd, bab ma jurxha min rahmetilahi jaumel kijameti, nr.4295; Ahmedi, në “Musned”, 12/467, nr.7500 e shënon përmes A`rexhit;

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Sikur të dinit atë që di unë, do të qanit shumë dhe do të qeshnit pak”.*[14]

**15 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ «الصِّيَامُ جُنَّةٌ، فَإِذَا كَانَ أَحَدُكُمْ يَوْمًا صَائِمًا، فَلَا يَجْهَلْ وَلَا يَرْفُثْ فَإِنِ امْرُؤٌ قَاتَلَهُ أَوْ شَاتَمَهُ فَلْيَقُلْ إِنِّي صَائِمٌ, إِنِّي صَائِمٌ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Agjërimi është mburojë, e kur të jetë ndonjëri prej jush në agjërim le të mos sillet keq dhe të mos thotë fjalë të liga, e nëse ndonjë njeri e sulmon apo e fyen, le të thotë: “Unë jam me agjërim, unë jam me agjërim”.*[15]

---

[14] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Ejman ven-nudhur, bab kejfe kanet jeminu nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.6637;

[15] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Ahmedi në “Musned”, 13/480, nr.8128; prej A`rexhit e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Saum, nr.1894, Muslimi në “Sahih”, kitab Sijam, nr.1151, Maliku, në “Muvetta”, kitab Sijam, bab xhamius-sijam, nr.860 dhe Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Saum, nr.2363; Ibni Maxheh e shënon përmes Ebu Salihut në “Sunen”, kitab Sijam, nr.1691;

**16 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ لَخُلُوفُ فَمِ الصَّائِمِ أَطْيَبُ عِنْدَ اللَّهِ مِنْ رِيحِ الْمِسْكِ، يَذَرُ شَهْوَتَهُ وَطَعَامَهُ وَشَرَابَهُ مِنْ جَرَّايَ، فَالصِّيَامُ لِي وَأَنَا أَجْزِي بِهِ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pasha Atë që ka në dorën e Tij shpirtin tim, era e gojës së agjëruesit, tek Allahu është më e dashur sesa era e parfumit, e braktis kënaqësinë, ushqimin dhe pijen për hir Timin, andaj agjërimi është për Mua dhe Unë shpërblej për të”.*[16]

**17 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «نَزَلَ نَبِيٌّ مِنَ الْأَنْبِيَاءِ تَحْتَ شَجَرَةٍ؛ فَلَدَغَتْهُ نَمْلَةٌ فَأَمَرَ بِجَهَازِهِ فَأُخْرِجَ مِنْ تَحْتِهَا، فَأَمَرَ بِهَا فَأُحْرِقَتْ فِي النَّارِ، فَأَوْحَى اللَّهُ إِلَيْهِ: فَهَلَّا نَمْلَةً وَاحِدَةً»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Një pejgamber prej pejgamberëve (të mëparshëm) ishte ulur nën një pemë, e aty e pickoi një milingonë. Ai urdhëroi që të*

[16] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Ahmedi në “Musned”, 13/480, nr.8129; ky hadith shënohet edhe përmes shumë rrugëve tjera;

*tubohen pajisjet e tij dhe t`i largojnë (milingonat) nga ai vend. Më pas urdhëroi që të ndizet strofulli e milingonave. Allahu pas kësaj i shpalli:* ***"Përse nuk e dënove vetëm njërën milingonë?!".***[17]

**18 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «وَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ، لَوْلَا أَنْ أَشُقَّ عَلَى الْمُؤْمِنِينَ مَا قَعَدْتُ خَلْفَ سَرِيَّةٍ تَغْزُو فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَلَكِنْ لَا أَجِدُ سَعَةً فَأَحْمِلَهُمْ، وَلَا يَجِدُونَ سَعَةً فَيَتَّبِعُونِي، وَلَا تَطِيبُ أَنْفُسُهُمْ أَنْ يَقْعُدُوا بَعْدِي»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pasha Atë që shpirti i Muhamedit është në Duart e Tij, sikur të mos ua vështirësoja besimtarëve, nuk do të ngecja pas nga asnjëra prej luftërave në rrugë të Allahut, por ndonjëherë nuk*

---

[17] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Muslimi në "Sahih", kitab Selam, bab nehju an katlin-nemli, nr.2241 dhe Ahmedi në "Musned", 13/480, nr.8130; Buhariu e shënon përmes A`rexhit në "Sahih", kitab bed`ul-halk, bab hamsun mined-devabi fevasikun, nr.3319 dhe përmes Seid b. Musejebit dhe Ebu Selemes në "Sahih", kitab Xhihad, nr.3019 gjithashtu edhe Muslimi në "Sahih", kitab Selam, bab nehju an katlin-nemli, nr.2241, Ebu Davudi në "Sunen", kitab Edeb, bab fi katli dherri, nr.5266, Nesaiu, "Sunen", kitab Sajd vedh-dhebaih, bab katlu-nemli, nr.4358 dhe Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Sajdi, bab ma junha an katlihi, nr.3225;

*gjejë me çka t`i bart e ata nuk mund të më ndjekin, andaj më vjen keq të ngelin pas meje”.*[18]

**19 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " لِكُلِّ نَبِيٍّ دَعْوَةٌ تُسْتَجَابُ لَهُ فَأُرِيدُ إِنْ شَاءَ اللَّهُ أَنْ أُؤَخِّرَ دَعْوَتِي شَفَاعَةً لِأُمَّتِي يَوْمَ الْقِيَامَةِ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Çdo pejgamberë ka lutjen e cila i është pranuar atij, kurse unë dëshirojë që nëse dëshiron Allahu, t`a vonojë lutjen time për të bërë ndërmjetësim për umetin tim në Ditën e Kijametit”.*[19]

---

[18] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Muslimi në “Sahih”, kitab Imareh, bab fadlul xhihadi vel huruxhi fi sebililah, nr.1876 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/482, nr.8131; Buhariu e shënon përmes Ebu Salihut në “Sahih”, kitab Xhihad, bab el-xheaili vel humlani fis-sebil, nr.2972; ky hadith vjen edhe përmes rrugëve tjera të shumta;

[19] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Ahmedi në “Musned”, 13/482, nr.8132; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre e ka shënuar Buhariu në “Sahih”, kitab Davat, bab li kuli nebijin davetun mustexhabetun, nr.6304 dhe Maliku në “Muvetta”, kitab Salat, bab ma xhae fi dua, nr.566; prej Ebu Selemes e ky nga Ebu Hurejre e ka shënuar Muslimi në “Sahih”, kitab Iman, bab ihtibau`n-nebiji davete shefaati li umetihi, nr.198 dhe Darimiju në “Sunen”, kitab Rikak, bab inne li kuli nebijin daveten, nr.2805; prej Ebu Salihut nga Ebu Hurejre e ka shënuar Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Davat, bab ma xhae ennallahe melaiketen sejahine fil ard, nr.3602 dhe thotë se hadithi është Sahih dhe Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Zuhd, bab dhikrush-shefaati, nr.4307;

**20 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَنْ أَحَبَّ لِقَاءَ اللَّهِ أَحَبَّ اللَّهُ لِقَاءَهُ، وَمَنْ لَمْ يُحِبَّ لِقَاءَ اللَّهِ لَمْ يُحِبَّ اللَّهُ لِقَاءَهُ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e dëshiron takimin me Allahun, edhe Allahu e dëshiron takimin me të, e kush nuk e dëshiron takimin me Allahun, edhe Allahu nuk e dëshiron takimin me të”.*[20]

**21 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَنْ أَطَاعَنِي فَقَدْ أَطَاعَ اللَّهَ، وَمَنْ يَعْصِنِي فَقَدْ عَصَى اللَّهَ، وَمَنْ يُطِعِ الْأَمِيرَ فَقَدْ أَطَاعَنِي وَمَنْ يَعْصِ الْأَمِيرَ فَقَدْ عَصَانِي»**

[20] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Ahmedi në “Musned”, 13/482, nr.8133; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre e ka shënuar Buhariu në “Sahih”, kitab Teuhid, nr.7504, Ahmedi në “Musned”, 15/240, nr.9410, Maliku në “Muvetta”, kitab Xhenaiz bab xhamiul xhenaiz, nr.644 dhe Nesaiu në “Sunen”, kitab Xhenaiz, bab fijmen ehabbe likaallahi, nr.1835; përmes Shurejh b. Hanit e ky nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Muslimi në “Sahih”, kitab Dhikër.., bab men ehabbe likaallahi ehabbellahu likaehu, nr.2685 dhe Nesaiu në “Sunen”, kitab Xhenaiz, bab fijmen ehabbe likaallahi, nr.1834;

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush më bindet mua, i është bindur Allahut, e kush më kundërshton mua e ka kundërshtuar Allahun, kush i bindet udhëheqësit, më është bindur mua, e kush e kundërshton udhëheqësin, ai më ka kundërshtuar mua”.*[21]

**22 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَقُومُ السَّاعَةُ حَتَّى يَكْثُرَ فِيكُمُ الْمَالُ فَيَفِيضَ حَتَّى يُهِمَّ رَبُّ الْمَالِ مَنْ يَتَقَبَّلُ مِنْهُ صَدَقَتَهُ. قَالَ: وَيُقْبَضُ الْعِلْمُ وَيَقْتَرِبُ الزَّمَانُ وَتَظْهَرُ الْفِتَنُ وَيَكْثُرُ الْهَرْجُ، قَالُوا: الْهَرْجُ مَا هُوَ يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ الْقَتْلُ الْقَتْلُ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk do të ndodh Kiameti përderisa të shtohet në mesin tuaj pasuria, gjersa dhënësi i sadakasë nuk do të gjejë dikë i cili do t`a pranojë atë”.* Po ashtu ka thënë: *“Do të ngritët (largohet)*

---

[21] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Ahmedi në “Musned”, 13/483, nr.8134; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre e ka shënuar Buhariu në “Sahih”, kitab Xhihad ves-sijeri, bab jukatelu min verail imami ve junteka bihi, nr.2957, Muslimi në “Sahih”, kitab Imare, bab vuxhubu taatil umerai fi gajri masijetin, nr.1835; prej Ebu Selemes e ky nga Ebu Hurejre e ka shënuar Buhariu në “Sahih”, kitab Ahkam, bab kaulilahi etiullahe ve etiur-resule, nr.7137, Muslimi në “Sahih”, kitab Imare, bab vuxhubu taatil umerai fi gajri masijetin, nr.1835, Nesaiu në “Sunen”, kitab Bejati, bab tergibu fi taatil imami, nr.4193; prej Ebu Salihut e ky nga Ebu Hurejre e shënon Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Mukadime, bab itibau suneti resulilahi, nr.3; ky hadith vjen edhe përmes transmetuesve tjerë dhe rrugë të ndryshme;

*dituria, do të afrohet koha, do të paraqiten sprova (fitne) dhe do të shtohet "herxh"-i"*. I thanë: "O i Dërguari i Allahut, çka është *Herxh-i?"* Ai tha: *"Vrasja, vrasja"*.[22]

**23 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَقُومُ السَّاعَةُ حَتَّى تَقْتَتِلَ فِئَتَانِ عَظِيمَتَانِ تَكُونُ بَيْنَهُمَا مَقْتَلَةٌ عَظِيمَةٌ وَدَعْوَاهُمَا وَاحِدَةٌ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të ndodh Kiameti, përderisa të luftojnë dy grupe të mëdha, mes tyre do të ketë shumë të vrarë, kurse thirrja e tyre është e njëjtë"*.[23]

---

[22] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Ahmedi në "Musned", 13/484, nr.8135; ky hadith vjen përmes rrugëve të shumta dhe transmetuesve të ndryshëm, kurse prej Ebu Hurejres r.a. përcillet edhe me tekste të ndryshme;

[23] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Ahmedi në "Musned", 13/485, nr.8136 dhe Muslimi në "Sahih", kitab fiteni, bab idha tevaxhehel muslimani bi sejfihima, nr.157; prej Ebu Selemes e ky nga Ebu Hurejre e ka shënuar Buhariu në "Sahih", kitab Menakib, bab alamati`n-nubuveti fil islam, nr.3608; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre e ka shënuar Buhariu në "Sahih", kitab Istitabetil murtedine.. bab kauli nebiji la tekumu saatu hatta jektetile fietani, nr.6935 dhe Ahmedi në "Musned", 16/502, nr.10.864;

**24 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَقُومُ السَّاعَةُ حَتَّى يَنْبَعِثَ دَجَّالُونَ كَذَّابُونَ قَرِيبٌ مِنْ ثَلَاثِينَ كُلُّهُمْ يَزْعُمُ أَنَّهُ رَسُولُ اللَّهِ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk do të ndodh kiameti, përderisa të paraqiten në mesin tuaj afro tridhjetë dexhallë gënjeshtarë, që të gjithë do të pretendojnë se janë të dërguarit e Allahut”.*[24]

**25 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَقُومُ السَّاعَةُ حَتَّى تَطْلُعَ الشَّمْسُ مِنْ مَغْرِبِهَا فَإِذَا طَلَعَتْ وَرَآهَا النَّاسُ آمَنُوا أَجْمَعُونَ، وَذَلِكَ حِينَ لَا**

[24] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Menakib, bab alamati-nubuveti fil islam, nr.3609, Muslimi në “Sahih”, kitab Fiten, bab la tekumu saatu hatta jetemenna rexhulu en jekune mekanel mejit, nr.157, Ahmedi në “Musned”, 13/485, nr.8137 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Fiten, bab la tekumus-saatu hatta jahruxhe kedhabune, nr.2218 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ebu Davudi e shënon përmes Ebu Selemes nga Ebu Hurejre r.a. në “Sunen”, kitab Melahim, bab fi haberi ibni Saidi, nr.4334 dhe Ahmedi në “Musned”, 15/507, nr.9818; ky hadith vjen edhe nga rrugë tjera të transmetimit;

يَنْفَعُ نَفْسًا إِيمَانُهَا لَمْ تَكُنْ آمَنَتْ مِنْ قَبْلُ أَوْ كَسَبَتْ فِي إِيمَانِهَا خَيْرًا»

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk do të ndodh kijameti derisa të lind dielli nga ana e perëndimit, e kur të lind dielli (nga perëndimi), të gjithë njerëzit do të besojnë, mirëpo ky është momenti kur nuk të bën dobi besimi nëse nuk kanë besuar më herët apo të kenë vepruar punë të mira”.*[25]

**26 –** وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا نُودِيَ بِالصَّلَاةِ أَدْبَرَ الشَّيْطَانُ لَهُ ضُرَاطٌ حَتَّى لَا يَسْمَعَ التَّأْذِينَ، فَإِذَا قُضِيَ التَّأْذِينُ أَقْبَلَ حَتَّى إِذَا ثُوِّبَ بِهَا أَدْبَرَ حَتَّى إِذَا قُضِيَ التَّثْوِيبُ أَقْبَلَ، يَخْطِرُ بَيْنَ الْمَرْءِ وَنَفْسِهِ وَيَقُولُ: اذْكُرْ كَذَا اذْكُرْ كَذَا لِمَا لَمْ

[25] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Tefsir, bab sure en`am kaulilahi: la jenfeu nefsen imanuha, nr.4636, Muslimi në “Sahih”, kitab Iman, bab bejanu`zemeni eledhine la jukbelu fihil imanu, nr.158 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/486, nr.8138; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

يَكُنْ يَذْكُرُ مِنْ قَبْلُ؛ حَتَّى يَظَلَّ الرَّجُلُ إِنْ يَدْرِي كَيْفَ صَلَّى»

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur thirret ezani për namaz, shejtani largohet (e kthen shpinën) dhe ik duke lëshuar gazra, që të mos dëgjojë thirrjen e ezanit, e kur përfundon ezani, kthehet përsëri, e kur fillon të këndohet ikameti, ai përsëri largohet derisa të përfundojë ikameti, atëherë përsëri kthehet. Atëherë ai fillon t`i ndërhyjë njeriut në mendje duke i cytur: “Kujtoje këtë, kujtoje atë” edhe gjëra të cilat nuk i janë kujtuar më parë, (vazhdon kështu) derisa njeriu të vë në dyshim edhe namazin sa (dhe si e) ka falur”.*[26]

**27 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يَمِينُ اللَّهِ مَلْأَى لَا يَغِيضُهَا نَفَقَةٌ، سَحَّاءُ اللَّيْلِ وَالنَّهَارِ،**

---

[26] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Muslimi në “Sahih”, kitab Salat, bab fadlul edhani ve herebush-shejtani inde semaihi, nr.389 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/486, nr.8139; Buhariu e shënon përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre r.a. në “Sahih”, kitab Edhan, bab fadli te`dhin, nr.608, Muslimi në “Sahih”, kitab Salat, bab fadlul edhani ve herebush-shejtani inde semaihi, nr.389, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Salat, bab refus-sauti bil edhan, nr.516, Maliku në “Muvetta”, kitab Salat, bab ma xhae fin-nidai lis-salati, nr.177 dhe Nesaiu në “Sunen”, kitab Edhan, bab fadlut-te`dhini, nr.670; nga Ebu Seleme e ky nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Sehv, bab idha lem jedrikum kem sala, nr.1231 dhe Darimiu në “Sunen”, kitab Salat, bab esh-shejtanu idha semian-nidae ferre, nr.1204; ky hadith shënohet edhe përmes rrugëve të ndryshme;

أَرَأَيْتُمْ مَا أَنْفَقَ مُنْذُ خَلَقَ السَّمَاءَ وَالْأَرْضَ فَإِنَّهُ لَمْ يُنْقِصْ مِمَّا فِي يَمِينِهِ، قَالَ: وَعَرْشُهُ عَلَى الْمَاءِ، وَبِيَدِهِ الْأُخْرَى الْقَبْضُ يَرْفَعُ وَيَخْفِضُ»

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“`E Djathta` e Allahut është plot dhe nuk do mund t`a zbrazë ai që tërë natën dhe ditën jep sadaka. Pra, sikur të kishte dhënë e djathta, prej kur janë krijuar qiejt dhe toka, nuk do të zbrazej”.* Dhe tha: *“Arshi i Tij ka qenë mbi ujë, kurse në “Dorën” tjetër ka kandarin i cili herë çohet e herë ulet”.*[27]

28 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ، لَيَأْتِيَنَّ عَلَى أَحَدِكُمْ يَوْمٌ لَا يَرَانِي، ثُمَّ لَأَنْ يَرَانِي أَحَبُّ إِلَيْهِ مِنْ مِثْلِ أَهْلِهِ وَمَالِهِ مَعَهُمْ»

[27] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Teuhid, bab ve kane arshuhu alel ma, nr.7419, Muslimi në “Sahih”, kitab Zekat, bab el-hathu alen-nefekati.., nr.993 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/487, nr.8140; Buhariu e shënon përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre r.a. në “Sahih”, kitab Teuhid, bab lima halaktu bi jedejje, nr.7411, Muslimi në “Sahih”, kitab Zekat, bab el-hathu alen-nefekati.., nr.993, Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Mukadime, bab fima enkeretil xhehmijetu, nr.197, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Tefsir, bab suretil maide, nr.3045 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe Ahmedi në “Musned”, 12/247, nr.7298;

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pasha Atë në dorën e të Cilit gjendet shpirti im, do të vijë një kohë për ju kur më nuk do të më shihni, pastaj dëshira për të më parë mua, do të jetë më e dashur për të sesa familja dhe pasuria e tij bashkërisht”.*[28]

**29 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يَهْلِكُ كِسْرَى ثُمَّ لَا كِسْرَى بَعْدَهُ، وَقَيْصَرُ لَيَهْلِكَنَّ ثُمَّ لَا يَكُونُ قَيْصَرُ بَعْدَهُ، وَلَتُنْفَقَنَّ كُنُوزُهُمَا فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَسَمَّى الْحَرْبَ خُدْعَةً»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të shkatërrohet Kisra dhe nuk do të ketë më Kisra pas tij, do të shkatërrohet edhe Kajseri dhe nuk do të ketë më Kajser pas tij, e thesaret e tyre do t`i shpërndani në rrugë të Allahut.* Ndërsa luftën e quajti mashtrim*”.*[29]

---

[28] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Muslimi në “Sahih”, kitab Fadail, bab fadlun-nedhari ilejhi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ve temennihi, nr.2364 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/487, nr.8141; Buhariu e shënon përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre r.a. në “Sahih”, kitab Menakib, bab alamatin-nubuveti fil islam, nr.3589 dhe Ahmedi në “Musned”, 15/493, nr.9794; Muslimi e shënon edhe përmes Ebu Salihut e ky nga Ebu Hurejre r.a. në “Sahih”, kitab Xhenet, bab fi men jeveddu ru`jeten-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem bi ehlihi ve malihi, nr.2832 dhe Ahmedi në “Musned”, 15/233, nr.9399;

[29] Prej Hemam b. Munebihut e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Xhihad, bab el-harbu had`atu, nr.3027, Muslimi në “Sahih”, kitab Fiten, bab la tekumus-saatu hatta jetemenna...nr.2918 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/488,

**30 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ قَالَ: أَعْدَدْتُ لِعِبَادِيَ الصَّالِحِينَ مَا لَا عَيْنٌ رَأَتْ، وَلَا أُذُنٌ سَمِعَتْ، وَلَا خَطَرَ عَلَى قَلْبِ بَشَرٍ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë Allahu xh.sh. thotë:* ***“Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë atë që syri nuk e ka parë, veshi nuk e ka dëgjuar dhe nuk ka mund t`a paramendojë mendja e njeriut”.***[30]

**31 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «ذَرُونِي مَا تَرَكْتُكُمْ، فَإِنَّمَا هَلَكَ الَّذِينَ قَبْلَكُمْ بِسُؤَالِهِمْ**

---

nr.8142; prej Seid b. Musejebit e ky nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ahmedi në “Musned”, 12/108, nr.7184 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab ma xhae idha dhehebe kisra fela kisra ba`dehu, nr.2216 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; ky hadith shënohet edhe përmes disa rrugëve tjera;

[30] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Teuhid, bab kaulilahi teala: juridune en jubeddilu kelamallahi, nr.7498 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/489, nr.8143; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre r.a. Buhariu e shënon në “Sahih”, kitab Tefsir, bab fela ta`lemu nefsun ma uhfi lehum, nr.4779, Muslimi në “Sahih”, kitab El-Xhenetu, nr.2824 dhe Tirmidhiu, në “Sunen”, kitab Tefsiril Kuran, bab ve min suretis-sexhdeti, nr.3197; por hadithi përcillet edhe nga rrugë tjera të shumta;

وَاخْتِلَافِهِمْ عَلَى أَنْبِيَائِهِمْ، فَإِذَا نَهَيْتُكُمْ عَنْ شَيْءٍ فَاجْتَنِبُوهُ، وَإِذَا أَمَرْتُكُمْ بِأَمْرٍ فَأْتُوا مِنْهُ مَا اسْتَطَعْتُمْ»

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Mos më pyetni rreth gjërave që ju kam lënë pas meje, sepse ata që jetuan para jush, u shkatërruan shkaku i pyetjeve dhe kundërshtimeve të tyre me pejgamberët e vet. Nëse u ndaloj diçka, largohuni prej saj, e nëse ju urdhëroj ndonjë çështje, veproni atë aq sa keni mundësi”.*[31]

32 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا نُودِيَ لِلصَّلَاةِ صَلَاةِ الصُّبْحِ، وَأَحَدُكُمْ جُنُبٌ فَلَا يَصُومُ يَوْمَئِذٍ»

---

[31] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Fadail, bab teukiruhu sal-lallahu alejhi ve sel-lem...nr.1337 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/490, nr.8144; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre r.a. Buhariu e shënon në “Sahih”, kitab I`tsiam, bab el-iktidai bi suneni resulilahi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.7288 dhe Ahmedi në “Musned”, 12/468, nr.7501; përmes Ebu Salihut nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Mukadime, bab itibau suneti resulilahi, nr.1 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Ilm, bab el-intihau amma neha anhu resulullahi, nr.2679 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu e shënon përmes Muhamed b. Zijadit nga Ebu Hurejre r.a. në “Sunen”, kitab Menasikil haxh, bab vuxhubul haxh, nr.2619;

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur të bëhet thirrja (e ezanit) për namazin e sabahut, ndërsa ju jeni xhunub, atë ditë të mos agjërojë”.*[32]

**33 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لِلَّهِ تِسْعَةٌ وَتِسْعُونَ اسْمًا مِائَةٌ إِلَّا وَاحِدًا، مَنْ أَحْصَاهَا دَخَلَ الْجَنَّةَ، إِنَّهُ وِتْرٌ يُحِبُّ الْوِتْرَ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Allahu (xh.sh.) ka nëntëdhjetenëntë emra, njëqind pa një, kush i përvetëson ato, do të hyjë në Xhenet. Ai është tek dhe i pëlqen gjërat tek”.*[33]

---

[32] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/490, nr.8145; kurse prej Abdullah b. Amër el-Kariut nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Sijam, bab ma xhae fi rexhuli jusbihu xhunuben ve huve juridus-sijam, nr.1702 dhe Ahmedi në “Musned”, 12/347, nr.7388;

[33] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Dhikër ve dua.. , bab fi esmailahi teala, nr.2677 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/61, nr.7623; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre r.a. Buhariu e shënon në “Sahih”, kitab Shurut, bab ma jexhuzu minel ishtirati, nr.2736, Muslimi në “Sahih” nr.2677, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Da`vat, bab, nr.3507 etj; përmes Ebu Selemes e ky nga Ebu Hurejre r.a. e përcjell Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Dua, bab esmaullahi azze ve xhel, nr.3860; ky hadith përcillet edhe nga disa rrugë të tjera;

**34 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا نَظَرَ أَحَدُكُمْ إِلَى مَنْ هُوَ فُضِّلَ عَلَيْهِ فِي الْمَالِ وَالْخَلْقِ، فَلْيَنْظُرْ إِلَى مَنْ هُوَ أَسْفَلُ مِنْهُ مِمَّنْ فُضِّلَ عَلَيْهِ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur ndonjëri prej jush të shikojë dikë i cili është më i dalluar se ai në pasuri apo krijim, le të shikojë edhe ata që janë më poshtë se ai në veçori".*[34]

**35 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «طَهُورُ إِنَاءِ أَحَدِكُمْ إِذَا وَلَغَ الْكَلْبُ فِيهِ فَلْيَغْسِلْهُ سَبْعَ مَرَّاتٍ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pastrimi i enëve tuaja me rastin e ndotjes nga lëpirja e ndonjë qeni, është t`a lajë atë shtatë herë".*[35]

---

[34] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në "Sahih", kitab Zuhd, nr.2963 dhe Ahmedi në "Musned", 13/491, nr.8147; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në "Sahih", kitab Rikak, bab lijendhur ila men huve esfele minhu...nr.6490;

[35] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në "Sahih", kitab Tahare, bab hukmu vulugil kelbi, nr.279 dhe Ahmedi në "Musned", 13/491, nr.8148; përmes A`rexhit e ky nga Ebu Hurejre r.a. Buhariu e shënon në "Sahih", kitab Vudu, bab el-mai eledhi jugselu bihi shearul insani, nr.172, Muslimi në "Sahih", kitab Tahare, bab hukmu vulugil kelbi, nr.279; prej

**36 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ:**
**«وَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ، لَقَدْ هَمَمْتُ أَنْ آمُرَ فِتْيَانِي أَنْ يَسْتَعِدُّوا لِي بِحُزَمٍ مِنْ حَطَبٍ، ثُمَّ آمُرَ رَجُلًا يُصَلِّي بِالنَّاسِ ثُمَّ أُحَرِّقُ بُيُوتًا عَلَى مَنْ فِيهَا»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti i Muhamedit, kam menduar që të urdhërojë disa të rinj që të më sjellin një turmë me drunj, e pastaj të urdhërojë dikë që t`i fal njerëzit në namaz, e unë të shkojë t`ua djeg shtëpitë atyre që janë në to (pasi nuk prezantojnë në namazin me xhematë)”.*[36]

**37 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ:**
**«نُصِرْتُ بِالرُّعْبِ، وَأُوتِيتُ جَوَامِعَ الْكَلِمِ»**

---

Ibni Sirinit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Tahare, bab el-vudu`u bi su`ril-kelb, nr.73 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Tahare, bab ma xhae fi su`ril kelb, nr.91; ky hadith ka edhe disa rrugë të tjera të transmetimit;

[36] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/491, nr.8149 dhe Muslimi në “Sahih”, kitab Mesaxhid, bab fadlu salatil xhemaati ve bejanu teshdidi fi tehalufi anha, nr.651; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Jam ndihmuar (nga Allahu) me frikë (që armikut i është futur në zemër) dhe më është dhënë fjala kuptimplote (përmbledhëse)”.*[37]

**38 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا انْقَطَعَ شِسْعُ نَعْلِ أَحَدِكُمْ أَوْ شِرَاكُهُ فَلَا يَمْشِ فِي إِحْدَاهُمَا بِنَعْلٍ وَاحِدَةٍ وَالْأُخْرَى حَافِيَةٌ، لِيُحْفِهِمَا جَمِيعًا أَوْ لِيُنْعِلْهُمَا جَمِيعًا»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nëse këputet rripi i nallaneve të ndonjërit prej jush, apo lidhësja e këpucëve, mos të ecën duke pasur mbathur vetëm njërën, e tjetrën zbathur. Le t`i mbath të dyja ose t`i zbath të dyja”.*[38]

**39 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَأْتِي ابْنَ آدَمَ النَّذْرُ بِشَيْءٍ لَمْ أَكُنْ قَدْ قَدَّرْتُهُ، وَلَكِنْ**

---

[37] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Mesaxhid ve mevadius-salati, nr.523 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/492, nr.8150; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

[38] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/492, nr.8151; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

يُلْقِيهِ النَّذْرُ وَقَدْ قَدَّرْتُهُ لَهُ، أَسْتَخْرِجُ بِهِ مِنَ الْبَخِيلِ، وَيُؤْتِينِي عَلَيْهِ مَا لَمْ يَكُنْ آتَانِي مِنْ قَبْلُ»

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"I biri i Ademit nuk do të përmbush ndonjë premtim që të mos ia kem caktuar Unë, ai e takon kaderin që ia kam caktuar, me këtë nga koprraci nxjerrim diçka. E Unë i jap atij atë që nuk ia kam dhënë më parë".*[39]

**40 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ اللَّهَ تَعَالَى قَالَ: أَنْفِقْ أُنْفِقْ عَلَيْكَ، وَسَمَّى الْحَرْبَ خُدْعَةً»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. ka thënë:* ***"Jep, (Unë) do të jap ty",*** *kurse luftën e quajti edhe mashtrim".*[40]

---

[39] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab Kaderu, bab ilkai nedhril abde ilel kaderi, nr.6609 dhe Ahmedi në "Musned", 13/492, nr.8152; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

[40] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në "Sahih", kitab Zekat, bab el-hathu alen-nefekati..nr.993 dhe Ahmedi në "Musned", 13/493, nr.8153; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e përcjell Buhariu në "Sahih", kitab Tefsir, bab sure Hud, nr.4684, Ibni Maxheh, në "Sunen", kitab Kefarat, bab en-nehju anin-nedhri, nr.2123;

**41 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «رَأَى عِيسَى ابْنُ مَرْيَمَ رَجُلًا يَسْرِقُ، فَقَالَ لَهُ عِيسَى: سَرَقْتَ؟ فَقَالَ: كَلَّا وَالَّذِي لَا إِلَهَ إِلَّا هُوَ، فَقَالَ عِيسَى: آمَنْتُ بِاللَّهِ وَكَذَّبْتُ عَيْنَيَّ»**

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Isai biri i Merjemes e pa një njeri duke vjedhur dhe Isai (a.s.) i tha atij: “Vodhe?!” Ai tha: “Jo pasha Atë që nuk ka Zot tjetër përpos Tij”. E Isai (a.s.) tha: “I kam besuar Allahut (xh.sh.) dhe i përgënjeshtrova sytë e mi”.*[41]

**42 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَا أُوتِيكُمْ مِنْ شَيْءٍ وَلَا أَمْنَعُكُمُوهُ، إِنْ أَنَا إِلَّا خَازِنٌ أَضَعُ حَيْثُ أُمِرْتُ»**

[41] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Ehadithul enbija, bab kaulilahi vedhkur fil kitabi Merjem, nr.3444, Muslimi në “Sahih”, kitab Fadail, bab fadailu Isa alejhi selam, nr.2368 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/493, nr.8154; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Atë që ua jap dhe atë që nuk ua jap (ua ndaloj), e bëj sepse jam deponues, e vendos aty ku jam urdhëruar”.*[42]

**43 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّمَا الْإِمَامُ لِيُؤْتَمَّ بِهِ، فَلَا تَخْتَلِفُوا عَلَيْهِ، فَإِذَا كَبَّرَ فَكَبِّرُوا، وَإِذَا رَكَعَ فَارْكَعُوا، وَإِذَا قَالَ: سَمِعَ اللَّهُ لِمَنْ حَمِدَهُ، فَقُولُوا: اللَّهُمَّ رَبَّنَا لَكَ الْحَمْدُ، فَإِذَا سَجَدَ فَاسْجُدُوا، وَإِذَا صَلَّى جَالِسًا فَصَلُّوا جُلُوسًا أَجْمَعِينَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Me të vërtetë, imami është caktuar që të ndiqet, andaj mos e tejkaloni atë, kështu që kur të merr tekbir, bëni edhe ju tekbir, kur të shkojë në ruku, shkoni edhe ju në ruku, e kur të thotë “Semiallahu limen hamideh” ju thoni: “Allahumme rabbena lekel hamd”, kur të shkojë në sexhde, shkoni edhe ju në sexhde, e nëse ai falet ulur, edhe ju të gjithë faluni ulur”.*[43]

---

[42] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/494, nr.8155 dhe Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Haraxhu, bab fima jelzemul imamu min emri reijhi, nr.2949;

[43] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Edhan, bab ikametu`s-saffi min temami`s-salati, nr.722, Muslimi në “Sahih”, kitab Salat, bab i`timamu`l-me`mumi bil imami, nr.414 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/494, nr.8156; ky hadith ka edhe shumë rrugë tjera të transmetimit si dhe përcillet edhe nga sahabij tjerë;

**44 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَقِيمُوا الصَّفَّ فِي الصَّلَاةِ؛ فَإِنَّ إِقَامَةَ الصَّفِّ مِنْ حُسْنِ الصَّلَاةِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “*Drejtoni rreshtat në namaz, sepse drejtimi i safeve është prej zbukurimit të namazit’’.*[44]

**45 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «تَحَاجَّ آدَمُ وَمُوسَى، فَقَالَ لَهُ مُوسَى: أَنْتَ آدَمُ الَّذِي أَغْوَيْتَ النَّاسَ فَأَخْرَجْتَهُمْ مِنَ الْجَنَّةِ إِلَى الْأَرْضِ، فَقَالَ لَهُ آدَمُ: أَنْتَ مُوسَى الَّذِي أَعْطَاهُ اللَّهُ عِلْمَ كُلِّ شَيْءٍ وَاصْطَفَاهُ عَلَى النَّاسِ بِرِسَالَتِهِ، قَالَ: نَعَمْ، قَالَ: أَتَلُومُنِي عَلَى أَمْرٍ قَدْ كُتِبَ عَلَيَّ أَنْ أَفْعَلَ مِنْ قَبْلِ أَنْ أُخْلَقَ فَحَجَّ آدَمُ مُوسَى»**

---

[44] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Edhan, bab ikametus-safi min temamis-salat, nr.722, Muslimi në “Sahih”, kitab Salat, bab i`timamul me`mumi bil imami, nr.414 dhe nr.435 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/495, nr.8157;

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "*Debatuan Ademi (a.s.) dhe Musai (a.s.) dhe Musa (a.s.) i tha atij: "Ti je Ademi, që i largove njerëzit dhe i nxore prej Xheneti për në tokë". Ademi (a.s.) i tha atij: "Ti je Musai, të cilit Zoti i dha diturinë mbi çdo gjë dhe e dalloi mbi të gjithë njerëzit me shpalljen e Tij". Ai (Musai a.s.) tha: "Po". Ai (Ademi a.s.) i tha: "A më fajëson për një çështje e cila më është shkruar që t`a veprojë atë para se të jem krijuar?!" Kështu Ademi (a.s.) e heshti Musain (a.s.)".*[45]

**46 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «بَيْنَمَا أَيُّوبُ يَغْتَسِلُ عُرْيَانًا خَرَّ عَلَيْهِ رِجْلُ جَرَادٍ مِنْ ذَهَبٍ، فَجَعَلَ أَيُّوبُ يَحْثِي فِي ثَوْبِهِ، قَالَ: فَنَادَاهُ رَبُّهُ: يَا أَيُّوبُ أَلَمْ أَكُنْ أَغْنَيْتُكَ عَمَّا تَرَى؟ قَالَ: بَلَى يَا رَبِّ، وَلَكِنْ لَا غِنَى لِي عَنْ بَرَكَتِكَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "*Një ditë Ejubi (a.s.) ishte duke u pastruar i zhveshur, filluan t`i bien para këmbëve të tij karkaleca të arit, e ai filloi t`i tubojë në teshat e tij*". Tha: *"Atë e thirri Zoti i tij:* ***"O Ejub! A nuk të kam bërë të panevojshëm nga kjo që po sheh?!"*** *Ai tha: "Po*

[45] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në "Sahih", kitab Kader, bab hixhaxhu Ademe ve Musa a.s., nr.2652 dhe Ahmedi në "Musned", 13/495, nr.8158; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

*gjithsesi o Zot! Por, unë nuk mund të mjaftohem me begatinë Tënde”.*[46]

**47 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «خُفِّفَ عَلَى دَاوُدَ الْقُرْآنُ، فَكَانَ يَأْمُرُ بِدَوَابِّهِ تُسْرَجُ، فَكَانَ يَقْرَأُ الْقُرْآنَ مِنْ قَبْلِ أَنْ تُسْرَجَ دَابَّتُهُ، وَكَانَ لَا يَأْكُلُ إِلَّا مِنْ عَمَلِ يَدِهِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Davudit i është lehtësuar Libri (leximi). Sikur ai të urdhëronte që të shalohen kafshët, ai para do të arrinte të lexojë Librin se sa të shalonin kafshët. Dhe ai nuk është ushqyer me diç tjetër përpos se me atë që e ka fituar prej duarve të veta”.*[47]

---

[46] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Gusël, bab menig-tesele urjanen vahdehu fil halveti, nr.279 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/496, nr.8159; prej Ata b. Jesarit nga Ebu Hurejre r.a. e përcjell Nesaiu në “Sunen”, kitab el-Gusli vet-tejemmum, bab el-istitaru indel igtisal, nr.409; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ahmedi në “Musned”, 12/260, nr.7309 dhe prej Beshir b. Nehikut nga Ebu Hurejre r.a. në “Musned”, 13/406, nr.8038;

[47] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Ehadithu`l-Enbija, bab ve atejna Davude Zebura, nr.3417 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/497, nr.8160;

**48 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «رُؤْيَا الرَّجُلِ الصَّالِحِ جُزْءٌ مِنْ سِتَّةٍ وَأَرْبَعِينَ جُزْءًا مِنَ النُّبُوَّةِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “*Ëndrra e njeriut të mirë, është një pjesë nga dyzetegjashtë pjesët e pejgamberisë”.*[48]

**49 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يُسَلِّمُ الصَّغِيرُ عَلَى الْكَبِيرِ، وَالْمَارُّ عَلَى الْقَاعِدِ، وَالْقَلِيلُ عَلَى الْكَثِيرِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem*: “I vogli duhet t`a përshëndesë me selam të vjetrin, ai që është*

[48] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Ru`ja, nr.2263 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/498, nr.8161; prej Sejid b. Musejebit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Ta`bir, bab ru`ja salihatu.. nr.6988 dhe prej Muhamed b. Sirinit nga Ebu Hurejre r.a. në “Sahih”, kitab Ta`bir, bab el-kajdi fil menam, nr.7017, Muslimi në “Sahih”, kitab Ru`ja, nr.2263 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Ru`ja, bab ru`jel mu`mini xhuzun min siteti ve erbeine xhuz`en minen nubuve, nr.2270 dhe thotë se hadithi është Sahih; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Maliku në “Muvetta”, kitab Xhami, bab ma xhae fi ru`ja, nr.2747;

*duke qëndruar në këmbë duhet t`a përshëndesë atë që është ulur dhe grupi i vogël duhet t`a përshëndesë grupin e madh”.*[49]

**50 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا أَزَالُ أُقَاتِلُ النَّاسَ حَتَّى يَقُولُوا: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، فَإِذَا قَالُوا: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ فَقَدْ عَصَمُوا مِنِّي دِمَاءَهُمْ وَأَمْوَالَهُمْ وَأَنْفُسَهُمْ إِلَّا بِحَقِّهَا، وَحِسَابُهُمْ عَلَى اللَّهِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nuk do të ndalem së ballafaquari me njerëzit, derisa të thonë La ilahe il-lallah (Nuk ka hyjni tjetër që meriton adhurim përpos Allahut), e kur të thonë La ilahe il-lallah, e kanë të siguruar prej meje gjakun, pasurinë dhe jetën, përpos kur është e drejtë (vrasja e tyre), e llogaritja e tyre do të jetë te Allahu (xh.sh.)”.*[50]

---

[49] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Isti`dhan, bab teslimil kalili alel kethiri, nr.6231, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Edeb, bab men eula bis-selam, nr.5198, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Isti`dhan, bab ma xhae fi teslimi`r-rakibi alel mashi, nr.2704 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe Ahmedi në “Musned”, 13/498, nr.8162; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

[50] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/499, nr.8163; ky hadith përcillet edhe nga shumë rrugë tjera të transmetimit;

51 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «تَحَاجَّتِ الْجَنَّةُ وَالنَّارُ، فَقَالَتِ النَّارُ: أُوثِرْتُ بِالْمُتَكَبِّرِينَ وَالْمُتَجَبِّرِينَ، وَقَالَتِ الْجَنَّةُ: فَمَا لِيَ لَا يُدْخِلُنِي إِلَّا ضُعَفَاءُ النَّاسِ وَسَقَطُهُمْ وَغِرَّتُهُمْ. فَقَالَ اللَّهُ لِلْجَنَّةِ: إِنَّمَا أَنْتِ رَحْمَتِي أَرْحَمُ بِكِ مَنْ أَشَاءُ مِنْ عِبَادِي، وَقَالَ لِلنَّارِ: إِنَّمَا أَنْتِ عَذَابِي أُعَذِّبُ بِكِ مَنْ أَشَاءُ مِنْ عِبَادِي، وَلِكُلِّ وَاحِدَةٍ مِنْكُمَا مِلْؤُهَا، فَأَمَّا النَّارُ فَلَا تَمْتَلِئُ حَتَّى يَضَعَ اللَّهُ فِيهَا رِجْلَهُ، فَتَقُولُ: قَطْ قَطْ فَهُنَالِكَ تَمْتَلِئُ وَيُزْوَى بَعْضُهَا إِلَى بَعْضٍ وَلَا يَظْلِمُ اللَّهُ مِنْ خَلْقِهِ أَحَدًا، وَأَمَّا الْجَنَّةُ فَإِنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ يُنْشِئُ لَهَا خَلْقًا»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Diskutuan Xheneti dhe Zjarri, e Zjarri tha: “Te unë do të jenë mendjemëdhenjtë dhe tiranët” Xheneti tha: “E përse te unë nuk do të hyjnë tjerë përpos se të dobëtit prej njerëzve, ata që janë të gjymtë dhe të vegjlit?” Allahu (xh.sh.) i tha Xhenetit:* ***“Ti je Mëshira Ime, me ty e mëshiroj atë që dua nga robërit e***

***Mi”,*** *kurse Zjarrit i tha:* ***“Ti je dënimi Im, me ty e dënoj atë që dua nga robërit e Mi, por çdonjërit prej jush i takojnë të mbushen”.*** *Sa i përket Zjarrit, ai nuk do të mbushet përderisa Allahu (xh.sh) të vë mbi të “Këmbën” e Tij, atëherë do të thotë (Zjarri): “Mjafton, mjafton”. Me këtë rast ai do të mbushet dhe plotësohet kur të paloset njëri mbi tjetrin, e Allahu (xh.sh.) nuk i bën padrejtësi asnjërit prej krijesave të Tija. Sa i përket Xhenetit, Allahu xh.sh. do t`a mbush me krijesa të ndryshme”.*[51]

**52 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا اسْتَجْمَرَ أَحَدُكُمْ فَلْيُوتِرْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur të pastrohet dikush prej jush me gurë (pas kryerjes së nevojës fiziologjike) le të merr (gurët në numër) tek”.*[52]

**53 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «قَالَ اللَّهُ تَعَالَى: إِذَا تَحَدَّثَ عَبْدِي بِأَنْ يَعْمَلَ حَسَنَةً فَأَنَا**

---

[51] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Tefsir, bab sure Kaf, nr.4850, Muslimi në “Sahih”, kitab el-Xhenetu ve sifetu neimiha, nr.2846 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/500, nr.8164; ky hadith përcillet edhe nga rrugë tjera të transmetimit;

[52] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/501, nr.8165; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme dhe nga sahabe tjerë;

أَكْتُبُهَا لَهُ حَسَنَةً مَا لَمْ يَعْمَلْهَا، فَإِذَا عَمِلَهَا فَأَنَا أَكْتُبُهَا لَهُ بِعَشْرِ أَمْثَالِهَا، وَإِذَا تَحَدَّثَ بِأَنْ يَعْمَلَ سَيِّئَةً فَأَنَا أَغْفِرُهَا لَهُ مَا لَمْ يَعْمَلْهَا، فَإِذَا عَمِلَهَا فَأَنَا أَكْتُبُهَا لَهُ بِمِثْلِهَا"

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Thotë Allahu xh.sh.: **“Kur robi Im synon t`a veprojë një punë të mirë, Unë do t`ia shkruajë atij si vepër të mirë, edhe nëse nuk e ka vepruar. E kur t`a veprojë, Unë do t`ia shkruajë atij dhjetë të tilla. E kur të synojë të veprojë një punë të keqe, Unë ia fali atij përderisa nuk e vepron atë, e kur t`a veprojë atë, ia shkruajë atij një mëkat”.***[53]

[53] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Iman, bab idha hemmel abdu bi hasenetin, nr.129 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/501, nr.8166; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Teuhid, bab kaulilahi teala juridune en jubeddiluu kelamallahi, nr.7501, Muslimi në “Sahih”, kitab Iman, bab idha hemmel abdu bi hasenetin, nr.128 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Tefsir, bab suretil Enam, nr.3073 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; prej Muhamed b. Sirinit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ahmedi në “Musned”, 12/123, nr.7196 dhe Muslimi në “Sahih”, kitab Iman, bab idha hemmel abdu bi hasenetin, nr.130; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

**54 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «وَاللَّهِ لَقِيدُ سَوْطِ أَحَدِكُمْ مِنَ الْجَنَّةِ خَيْرٌ لَهُ مِمَّا بَيْنَ السَّمَاءِ وَالْأَرْضِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Pasha Allahun! Kamxhiku i ndonjërit prej jush në Xhenet, është më i vlefshëm sesa që ka diçka në mes qiellit dhe tokës”.*[54]

**55 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: "إِنَّ أَدْنَى مَقْعَدِ أَحَدِكُمْ مِنَ الْجَنَّةِ أَنْ هُيِّئَ لَهُ أَنْ يُقَالَ لَهُ: تَمَنَّ، فَيَتَمَنَّى وَيَتَمَنَّى فَيُقَالُ لَهُ: هَلْ تَمَنَّيْتَ؟ فَيَقُولُ: نَعَمْ، فَيَقُولُ لَهُ: فَإِنَّ لَكَ مَا تَمَنَّيْتَ وَمِثْلَهُ مَعَهُ "**

---

[54] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/502, nr.8167; prej Abdurahman b. Ebu Amre nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Bed`ul-halki, bab ma xhae fi sifetil xheneti, nr.3253 dhe Ahmedi në “Musned”, 16/181, nr.10.260; prej Ebu Selemes nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Darimiu në “Sunen”, kitab Rikak, bab lemaudiu seuti fil xheneti, nr.2820, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Tefsirul Kuran, bab min sureti Ali Imran, nr.3013 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe Ahmedi në “Musned”, 15/408, nr.9651; prej Ebu Ejubit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ahmedi në “Musned”, 16/189, nr.10.270;

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Me të vërtetë, pozita më e ulët që do t`a ketë ndonjëri prej jush në Xhenet, është aty ku do t`i thuhet atij: **"Dëshiro çka të duash".** Ai do të kërkojë dhe do të kërkojë (dëshira të ndryshme) e më pas do t`i thuhet atij: **"A i mendove të gjitha (dëshirat)?"** Ai do të thotë: "Po". Më pas do t`i thuhet atij: **"Ty do të takojë ajo që dëshirove dhe po aq sa ajo".***[55]

**56 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَوْلَا الْهِجْرَةُ لَكُنْتُ امْرَأً مِنَ الْأَنْصَارِ، وَلَوْ يَنْدَفِعُ النَّاسُ فِي شُعْبَةٍ أَوْ فِي وَادٍ وَالْأَنْصَارُ فِي شُعْبَةٍ لَانْدَفَعْتُ مَعَ الْأَنْصَارِ فِي شِعْبِهِمْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "*Sikur të mos ishte hixhreti, unë do të isha një prej ensarëve. Nëse do të ndaheshin njerëzit në një grup apo në një luginë, ndërsa ensarët në një grup tjetër, unë do të shkoja me ensarët në grupin e tyre".*[56]

---

[55] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në "Sahih", kitab Iman, bab ma`rifetu tarikir-ru`jeti, nr.182 dhe Ahmedi në "Musned", 13/502, nr.8168; prej Ebu Selemes nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Darimiju në "Sunen", kitab Rikak, bab fi edna ehlil Xheneti menzilen, nr.2829 dhe Ahmedi në "Musned", 15/506, nr.9815; ky hadith vjen edhe përmes transmetuesve tjerë, por vjen me tekst më të zgjeruar;

[56] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në "Musned", 13/503, nr.8169; prej Muhamed b. Zijadit nga Ebu Hurejre r.a. e përcjell Ahmedi në "Musned", 15/177, nr.9309 dhe Buhariu në "Sahih", kitab Menakibul Ensar, bab leulel hixhretu lekuntu minel ensar, nr.3779 dhe prej A`rexhit

**57 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَوْلَا بَنُو إِسْرَائِيلَ لَمْ يَخْبُثِ الطَّعَامُ، وَلَمْ يَخْنَزِ اللَّحْمُ، وَلَوْلَا حَوَّاءُ لَمْ تَخُنْ أُنْثَى زَوْجَهَا الدَّهْرَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Sikur të mos ishin Beni Israilët buka nuk do të bëhej e neveritshme (me erë të keqe), e nuk do të prishej mishi, e sikur të mos ishte Hava, gratë asnjëherë nuk do t`i kishin mashtruar burrat e tyre”.*[57]

**58 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «خَلَقَ اللَّهُ آدَمَ عَلَى صُورَتِهِ , طُولُهُ سِتُّونَ ذِرَاعًا فَلَمَّا خَلَقَهُ قَالَ: اذْهَبْ فَسَلِّمْ عَلَى أُولَئِكَ النَّفَرِ – وَهُمْ نَفَرٌ مِنَ الْمَلَائِكَةِ جُلُوسٌ – فَاسْتَمِعْ مَا يُحَيُّونَكَ فَإِنَّهَا تَحِيَّتُكَ**

---

nga Ebu Hurejre r.a. në “Sahih”, kitab Temenni, bab ma jexhuzu minel-leu, nr.7244; Darimiju e shënon përmes Ebu Selemes nga Ebu Hurejre r.a. në “Sunen”, kitab Sijer, bab leu lel-hixhretu, nr.2514; ky hadith përcillet edhe nga rrugë tjera të shumta;

[57] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Ehadithul-enbija, bab ve idh kale rabbuke lil melaiketi...nr.3330, Muslimi në “Sahih”, kitab Ridau, bab leu la Heva lem tehun untha zeuxheha ed-dehre, nr.1470; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

وَتَحِيَّةُ ذُرِّيَّتِكَ، قَالَ: فَذَهَبَ، فَقَالَ: السَّلَامُ عَلَيْكُمْ، فَقَالُوا: وَعَلَيْكَ السَّلَامُ وَرَحْمَةُ اللَّهِ، فَزَادُوا: وَرَحْمَةُ اللَّهِ. قَالَ: فَكُلُّ مَنْ يَدْخُلِ الْجَنَّةَ عَلَى صُورَةِ آدَمَ طُولُهُ سِتُّونَ ذِرَاعًا، فَلَمْ يَزَلِ الْخَلْقُ يَنْقُصُ بَعْدُ حَتَّى الْآنَ»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Allahu (xh.sh.) e ka krijuar Ademin (a.s.) në fizionominë e tij, lartësia e trupit të tij ishte gjashtëdhjetë dhira`a (kut apo gjatësia e një krahu), e kur e përsosi krijimin e tij, i tha:* ***“Shko dhe përshëndete atë grup atje*** *(ata ishin një grup melekësh të cilët ishin ulur)* ***dhe dëgjo se si do t`a kthejnë përshëndetjen, sepse ajo do të jetë përshëndetja jote dhe e pasardhësve tu”*** tha: “*Ai shkoi dhe tha: “Selamu alejkum” (paqja e Zotit qoftë mbi ju) Ata thanë: “Ve alejkum selam ve rahmetullahi (edhe mbi ty qoftë paqja dhe mëshira e Zotit). Ata e shtuan (pjesën): “Ve rahmetullahi”.* Ai tha: *“Secili që do të futet në Xhenet, do të ketë pamjen e Ademit (a.s.) i gjatë gjashtëdhjetë dhira`a (kut), e kurse krijimi i njerëzve (lartësia e trupit) ka shkuar në ulje pas tij deri tash”.*[58]

[58] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Ehadithu`l-enbija, bab ve idh kale rabbuke lil melaiketi...nr.3326 dhe në kitab Isti`dhan, bab bedvi`s-selam, nr.6227, Muslimi në “Sahih”, kitab el-Xhenetu ve sifeti neimiha, bab jed`hulul xhenete ekvamun efidetuhum mithlu efideti`t-tajri, nr.2841 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/504, nr.8171; ky hadith ka edhe shumë rrugë tjera të transmetimit;

**59 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «جَاءَ مَلَكُ الْمَوْتِ إِلَى مُوسَى فَقَالَ لَهُ: أَجِبْ رَبَّكَ، قَالَ: فَلَطَمَ مُوسَى عَيْنَ مَلَكِ الْمَوْتِ فَفَقَأَهَا، قَالَ: فَرَجَعَ الْمَلَكُ إِلَى اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ فَقَالَ: إِنَّكَ أَرْسَلْتَنِي إِلَى عَبْدٍ لَكَ لَا يُرِيدُ الْمَوْتَ وَقَدْ فَقَأَ عَيْنِي، قَالَ: فَرَدَّ اللَّهُ عَيْنَهُ، قَالَ: ارْجِعْ إِلَى عَبْدِي فَقُلْ لَهُ: الْحَيَاةَ تُرِيدُ؟ فَإِنْ كُنْتَ تُرِيدُ الْحَيَاةَ فَضَعْ يَدَكَ عَلَى مَتْنِ ثَوْرٍ فَمَا وَارَتْ يَدُكَ مِنْ شَعْرَةٍ، فَإِنَّكَ تَعِيشُ بِهَا سَنَةً، قَالَ: ثُمَّ مَهْ؟ قَالَ: ثُمَّ تَمُوتُ: قَالَ: فَالْآنَ مِنْ قَرِيبٍ , قَالَ: رَبِّ أَدْنِنِي مِنَ الْأَرْضِ الْمُقَدَّسَةِ رَمْيَةً بِحَجَرٍ. وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: "لَوْ أَنِّي عِنْدَهُ لَأَرَيْتُكُمْ قَبْرَهُ إِلَى جَانِبِ الطَّرِيقِ عِنْدَ الْكَثِيبِ الْأَحْمَرِ".**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Erdhi meleku i vdekjes te Musai (a.s.) dhe i tha: “Përgjigju Zotit tënd”.* Ai tha*: “Musai a.s. ia nxori syrin melekut të vdekjes dhe u largua prej tij.* Tha: *“Meleku i vdekjes u kthye te Allahu xh.sh. dhe tha: “Më ke dërguar tek një robi Yt i cili nuk e dëshiron vdekjen dhe më nxori syrin”.* Tha: *“Allahu ia ktheu syrin në gjendjen e mëparshme dhe i tha: “****”Shko tek robi Im dhe thuaj atij: “A jetën e dëshiron?” nëse e dëshiron jetën, atëherë vendose grushtin tënd tek shpina e kaut, e aq qime sa do të kap grushti yt, aq vite do të jetosh”.*** *Ai (Musai) tha: “E pas kësaj çka do të ndodh?” I tha:* ***“Përsëri vdekja”.*** *Atëherë (Musai) tha: “Atëherë le të jetë tani”. Dhe tha: “O Zoti im! Më afro afër tokës së shenjtë në distancë aq sa të mund të hidhet një gurë”.* Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Sikur të isha atje, do t`ua kisha treguar varrin e tij që gjendet përskaj rrugës tek kodrina e kuqe”.*[59]

**60 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ:**

**«كَانَتْ بَنُو إِسْرَائِيلَ يَغْتَسِلُونَ عُرَاةً يَنْظُرُ بَعْضُهُمْ إِلَى سَوْأَةِ بَعْضٍ، وَكَانَ مُوسَى يَغْتَسِلُ وَحْدَهُ فَقَالُوا: وَاللَّهِ**

---

[59] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Fadail, bab min fadaili Musa sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.339 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/506, nr.8172; prej Tavusit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Xhenaiz, bab men ehabbed-defne fil erdil mukadeseti ev nahviha, nr.1339, Nesaiu në “Sunen”, kitab Xhenaiz, bab neun ahar, nr.2089 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/84, nr.7646; prej Ebu Junusit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ahmedi në “Musned”, 14/264, nr.8616 dhe prej Ammar b. Ebu Ammar nga Ebu Hurejre r.a. në “Musned”, 16/525, nr.10.904;

مَا يَمْنَعُ مُوسَى أَنْ يَغْتَسِلَ مَعَنَا إِلَّا أَنَّهُ آدَرُ. قَالَ: فَذَهَبَ مَرَّةً يَغْتَسِلُ فَوَضَعَ ثَوْبَهُ عَلَى حَجَرٍ فَفَرَّ الْحَجَرُ بِثَوْبِهِ، قَالَ: فَجَمَحَ مُوسَى فِي أَثَرِهِ، يَقُولُ: ثَوْبِي حَجَرُ، ثَوْبِي حَجَرُ، حَتَّى نَظَرَتْ بَنُو إِسْرَائِيلَ إِلَى سَوْأَةِ مُوسَى، فَقَالُوا وَاللَّهِ مَا بِمُوسَى مِنْ بَأْسٍ قَالَ: فَقَامَ الْحَجَرُ بَعْدَ مَا نُظِرَ إِلَيْهِ فَأَخَذَ ثَوْبَهُ وَطَفِقَ بِالْحَجَرِ ضَرْبًا، فَقَالَ أَبُو هُرَيْرَةَ: "وَاللَّهِ إِنَّهُ نَدَبٌ بِالْحَجَرِ سِتَّةٌ أَوْ سَبْعَةٌ مِنْ ضَرْبِ مُوسَى بِالْحَجَرِ"

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Beni Israilët e kishin traditë të lahen të zhveshur dhe shikonin në pjesët intime të njëri-tjetrit, kurse Musai (alejhi selam) lahej i vetëm. Ata thanë: “Pasha Allahun, Musai nuk lahet larg prej nesh për ndonjë arsye, përpos se ndoshta është i sëmurë nga hernia (sëmundje në organin gjenital)”. Një ditë, Musai shkoi të lahet, ndërsa rrobat i kishte lënë te një gur dhe ai gur kishte ikur me teshat e tij”* (vlen të potencohet se israilitët ia kanë lidh gurin me lidhëse dhe kur i ka venduar teshat aty ata e kanë tërhequr gurin, pra i kanë ngritur kurth, por Musai a.s. nga turpi dhe habia ka menduar se guri ka ikur). Tha: *“Atëherë Musai filloi të ndjek gjurmët e tij dhe thoshte: “Teshat e mia o gur, teshat e mia o gur” gjersa në këtë gjendje e panë Beni Israilët*

*në organet gjenitale të tij, atëherë thanë: "Pasha Allahun, Musai nuk paska asnjë të metë".* Tha: *"Atëherë u kthye guri pasi e vështruan atë, ai i mori teshat dhe i mëshoi gurit".* Ebu Hurejre (r.a.) ka thënë: "Pasha Allahun, vërtetë Musa a.s. duke e goditur gurin, kishin mbetur gjashtë ose shtatë gjurmë në atë gur*".*[60]

**61 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَيْسَ الْغِنَى مِنْ كَثْرَةِ الْعَرَضِ، وَلَكِنَّ الْغِنَى غِنَى النَّفْسِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Nuk është pasuri të kesh në posedim shumë prona, por pasuri është pasuria e shpirtit".*[61]

---

[60] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab Gusël, bab menig-tesele urjanen vahdehu fil halveti, nr.278, Muslimi në "Sahih", kitab Hajd, bab xhevazul igtisali urjanen fil halveti, nr.339 dhe Ahmedi në "Musned", 13/507, nr.8173; ky hadith ka edhe disa rrugë të tjera të transmetimit;

[61] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në "Musned", 13/508, nr.8174; prej Ebu Salihut nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në "Sahih", kitab Rikak, bab elgina ginen-nefs, nr.6446, Tirmidhiu në "Sunen", kitab Zuhd, bab ma xhae ennel gina gina en-nefs, nr.2373 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe Ahmedi në "Musned", 15/26, nr.9062; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.e. e shënon Muslimi në "Sahih", kitab Zekat, bab lejsel gina an kethretil aradi, nr.1051, Ahmedi në "Musned", 12/267, nr.7316 dhe Ibni Maxheh në "Sunen", kitab Zuhd, bab el-kanaatu, nr.4137; prej Ebu Selemes nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ahmedi në "Musned", 12/516, nr.7555; ky hadith ka edhe disa rrugë të tjera;

**62 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ مِنَ الظُّلْمِ مَطْلَ الْغَنِيِّ، وَإِنْ أُتْبِعَ أَحَدُكُمْ عَلَى مَلِيءٍ فَلْيَتْبَعْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Me të vërtetë prej padrejtësisë është zvarritja e pagesës (kthimit të borxhit) nga ana e pasanikut, e nëse dikush prej jush udhëzohet te pasaniku, le të lyp”.*[62]

**63 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَغْيَظُ رَجُلٍ عَلَى اللَّهِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ وَأَخْبَثُهُ وَأَغْيَظُهُ عَلَيْهِ رَجُلٌ كَانَ يُسَمَّى مَلِكَ الْأَمْلَاكِ لَا مَلِكَ إِلَّا اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ»**

---

[62] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Musakat, bab tahrimu matlil-ganiji ve sihatul havaleti, nr.1564 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/508, nr.8175; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Havalat, bab fil havaleti, nr.2287-2288, Muslimi në “Sahih”, kitab Musakat, bab tahrimu matlil-ganiji ve sihatul havaleti, nr.1564, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab el-Buju, bab fil matli, nr.3345, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Buju, bab ma xhae fi matlil-ganiji ennehu dhulmun, nr.1308 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih dhe se përcillet edhe nga Ibni Umeri dhe Sherid b. Suvejdi; Nesaiu në “Sunen”, kitab Buju, bab matlul-ganiji, nr.4688, Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Sadakat, bab el-havaletu, nr.2403, Maliku, “Muvetta”, kitab Buju, bab xhamiu`d-dejni vel hiveli, nr.1968, Darimiju në “Sunen”, kitab Buju, bab fi matlil ganiji dhulmun, nr.2586 dhe Ahmedi në “Musned”, 12/290, nr.7336 dhe në vende tjera.

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Njeriu më i urryer para Allahut në Ditën e Kiametit, njeriu më i padëshiruar dhe më shumë që do t`a urrejnë, është njeriu që quhet Meliku`l-Emlak (mbreti i mbretërve), pasi nuk ka mbret tjetër përpos Allahut azze ve xhel-le”.*[63]

**64 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «بَيْنَمَا رَجُلٌ يَتَبَخْتَرُ فِي بُرْدَيْنِ وَقَدْ أَعْجَبَتْهُ نَفْسُهُ خُسِفَ بِهِ الْأَرْضُ، فَهُوَ يَتَجَلْجَلُ فِيهَا إِلَى يَوْمِ الْقِيَامَةِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Më herët ishte një njeri i cili kishte veshur dy palë tesha dhe i kishte pëlqyer vetja. Për të u hap toka dhe u shafit në të dhe do të zhytet më thellë deri në Ditën e Kiametit”.*[64]

---

[63] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Adab, bab tahrimu`t-tesemmi bi melikil emlak, nr.2143 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/508, nr.8176; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Edeb, bab ebgadil esmai ilallahi, nr.6205, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Edeb, bab fi tegjiril ismil kabihi, nr.4961, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Edeb, bab ma jukrehu minel esmai, nr.2837 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe Ahmedi në “Musned”, 12/282, nr.7329;

[64] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Libas, bab tahrimu tebahturi fil meshji mea i`xhabihi bi thijabihi, nr.2088 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/509, nr.8177; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

**65 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: أَنَا عِنْدَ ظَنِّ عَبْدِي بِي»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Thotë Allahu xh.sh.:* ***“Unë jam në mendimin e robit Tim ashtu siç më mendon Mua”.***[65]

**66 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَنْ يُولَدُ يُولَدُ عَلَى هَذِهِ الْفِطْرَةِ، فَأَبَوَاهُ يُهَوِّدَانِهِ وَيُنَصِّرَانِهِ، كَمَا تُنْتِجُونَ الْبَهِيمَةَ، هَلْ تَجِدُونَ فِيهَا مِنْ جَدْعَاءَ حَتَّى تَكُونُوا أَنْتُمْ تَجْدَعُونَهَا؟ قَالُوا: يَا رَسُولَ**

---

65 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/509, nr.8178; prej Ebu Salihut nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Teuhid, bab ve juhadhirukumullahu nefsehu, nr.7405, Muslimi në “Sahih”, kitab Dhikër... bab el-hathu ala dhikrilahi teala, nr.2675, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Davat, bab ma xhae ennallahe melaikete sejahine fil erd, nr.3603 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih, Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Edeb, bab fadlul ameli, nr.3822 dhe Ahmedi në “Musned”, 12/385, nr.7422; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Teuhid, bab juridune en jubedilu kelamallahi, nr.7505; Ahmedi e shënon edhe nga Ebu Junusi nga Ebu Hurejre r.a. në “Musned”, 15/35, nr.9076; ky hadith transmetohet edhe përmes shumë rrugëve tjera;

اللَّهِ، أَفَرَأَيْتَ مَنْ يَمُوتُ وَهُوَ صَغِيرٌ؟ قَالَ: اللَّهُ أَعْلَمُ بِمَا كَانُوا عَامِلِينَ»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kush lind, lind në këtë natyrshmëri, kurse më pas prindërit e bëjnë jehudi, të krishterë, ashtu siç lindin kafshët. A gjeni të tillë që e lënë pas dore pjellën e vet! E si mundeni ju ta lini pas dore?”* Thanë: “O i Dërguari i Allahut! E nëse vdes i vogël?” Ai tha: *“Allahu e dinë më së miri se çka kanë punuar ata”.*[66]

**67 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ فِي الْإِنْسَانِ عَظْمًا لَا تَأْكُلُهُ الْأَرْضُ أَبَدًا، فِيهِ يُرَكَّبُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ». قَالُوا: أَيُّ عَظْمٍ؟ قَالَ: «عَجْبُ الذَّنَبِ». وَقَالَ أَبُو الْحَسَنِ: إِنَّمَا هُوَ: عَجْمُ، وَلَكِنَّهُ قَالَ بِالْمِيمِ**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Me të vërtetë në trupin e njeriut është një asht të cilin nuk e han*

[66] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Kader, bab Allahu a`lemu bima kanu amiline, nr.6599, Muslimi në “Sahih”, kitab Kader, bab ma`na kul-li meuludin juledu alel fitreti, nr.2658 dhe Ahmedi, në “Musned”, 13/510, nr.8179; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve tjera;

*toka asnjëherë, në bazë të saj do të ringjalleni në botën tjetër”.* I thanë: “Cili është ky asht?” Ai tha: *“Ashti në fundin e boshtit kurrizor”.*

Ebu Haseni thotë: “Atij i thuhet: *“Axhmu”* por ai i thotë me shkronjën *mim.*[67]

**68 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِيَّاكُمْ وَالْوِصَالَ، إِيَّاكُمْ وَالْوِصَالَ» قَالُوا: فَإِنَّكَ تُوَاصِلُ يَا رَسُولَ اللَّهِ. قَالَ: «إِنِّي لَسْتُ فِي ذَاكُمْ مِثْلَكُمْ، إِنِّي أَبِيتُ يُطْعِمُنِي رَبِّي وَيَسْقِينِي، فَاكْلُفُوا مِنَ الْعَمَلِ مَا لَكُمْ بِهِ طَاقَةٌ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Keni kujdes dhe mos agjëroni pa shkëputje! Keni kujdes dhe mos agjëroni pa shkëputje!”.* I thanë: “O i Dërguari i Allahut! Por edhe ti agjëron pa shkëputje?!” Ai tha: *“Unë në këtë*

---

[67] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Fiten, bab ma bejne nefhatejni, nr.2955 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/510, nr.8180; prej Ebu Salihut nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Tefsir, bab ve nufiha fi sur.. nr.4814, Muslimi në “Sahih”, kitab Fiten, nr.2955, Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Zuhd, bab dhikrul kabri vel bila, nr.4266; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Suneh, bab fi dhikril ba`thi ves-sur, nr.4743, Nesaiu në “Sunen”, kitab Xhenaiz, bab ervahul mu`mini, nr.2077, Maliku në “Muvetta”, kitab Xhenaiz, bab xhamiul xhenaizi, nr.642 dhe Ahmedi në “Musned”, 14/38, nr.8283;

*çështje nuk jam sikur ju. Mua më ushqen dhe më jep të pijë Zoti im. Andaj përpiquni në vepra (të mira) aq sa keni fuqi për të”.*[68]

**69 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا اسْتَيْقَظَ أَحَدُكُمْ فَلَا يَضَعْ يَدَهُ عَلَى الْوَضُوءِ حَتَّى يَغْسِلَهَا، إِنَّهُ لَا يَدْرِي أَحَدُكُمْ أَيْنَ بَاتَتْ يَدُهُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur të zgjohet ndonjëri prej jush, mos t`a fusë dorën në enën me ujë, derisa t`i lajë ato, sepse ai nuk e di se ku e ka pas dorën e tij gjatë natës”.*[69]

---

[68] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Saum, bab et-tenkili limen ekhterel-visale, nr.1966 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/511, nr.8181; prej Ebu Selemes nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Saum, bab et-tenkili limen ekhterel-visale, nr.1965, Muslimi në “Sahih”, kitab Sijam, bab nehju anil visali fi`s-saumi, nr.1103 dhe Darimiju në “Sunen”, kitab Saum, bab nehju anil visali fis-saum, nr.1706; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Zuhd, bab el mudavemetu alel ameli, nr.4240, Maliku në “Muvetta”, kitab Sijam, bab nehju anil visali fis sijam, nr.828 dhe Darimiu në “Sunen”, kitab Saum, bab nehju anil visali fis-saum, nr.1703; prej Seid b. Musejebit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Temenni, bab ma jexhuzu minel leu,.. nr.7242; kurse Muslimi e shënon edhe prej Ebu Zur`as dhe Ebu Salihut nga Ebu Hurejre r.a. në “Sahih”, kitab Sijam, bab nehju anil visali fi`s-saumi, nr.1103; hadithi ka edhe rrugë tjera të shumta.

[69] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/511, nr.8182 dhe Muslimi në “Sahih”, kitab Tahare, bab kerahetu gamsil mutevedi`i jedehul meshkuku fi nexhasetiha, nr.278; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Vudu, bab el istixhmari

**70 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «كُلُّ سُلَامَى مِنَ النَّاسِ عَلَيْهِ صَدَقَةٌ، كُلَّ يَوْمٍ تَطْلُعُ عَلَيْهِ الشَّمْسُ، قَالَ: تَعْدِلُ بَيْنَ الِاثْنَيْنِ صَدَقَةٌ، وَتُعِينُ الرَّجُلَ فِي دَابَّتِهِ وَتَحْمِلُهُ عَلَيْهَا، أَوْ تَرْفَعُ لَهُ عَلَيْهَا مَتَاعَهُ صَدَقَةٌ، وَالْكَلِمَةُ الطَّيِّبَةُ صَدَقَةٌ، وَكُلُّ خُطْوَةٍ تَمْشِيهَا إِلَى الصَّلَاةِ صَدَقَةٌ، وَتُمِيطُ الْأَذَى عَنِ الطَّرِيقِ صَدَقَةٌ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Për çdo asht të njeriut duhet të jepet sadaka, për çdo ditë që lind dielli”.* Tha: *“Të pajtosh dy persona është sadaka, t`i ndihmosh një njeriu të ngjitet në kafshën e tij është sadaka, t`i ndihmosh që të vendojë në të gjërat e tija është sadaka, fjala e mirë është sadaka, çdo hap me të cilin shkon për të falur namazin është sadaka dhe të largosh një pengesë prej rruge është sadaka”.*[70]

---

vitren, nr.162, Maliku në “Muvetta”, kitab Salat, bab vuduu-naimi idha kame iles-salate, nr.40 dhe Ahmedi në “Musned”, 16/57, nr.9996; ky hadith ka edhe shumë rrugë të transmetimit;

[70] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Sulh, bab fadlil islahi bejnen-nasi, nr.2707 dhe kitab Xhihad, nr.2891; Muslimi në

71 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا مَا رَبُّ النَّعَمِ لَمْ يُعْطِ حَقَّهَا تُسَلَّطُ عَلَيْهِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ تَخْبِطُ وَجْهَهُ بِأَخْفَافِهَا»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nëse një pronar i një pasurie nuk e ka dhënë hakun e saj, në Ditën e Kijametit do të lidhet me të dhe do të goditet me të në fytyrë”.*[71]

72 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يَكُونُ كَنْزُ أَحَدِكُمْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ شُجَاعًا أَقْرَعَ يَفِرُّ مِنْهُ صَاحِبُهُ وَيَطْلُبُهُ وَيَقُولُ: أَنَا كَنْزُكَ، قَالَ: وَاللَّهِ لَنْ يَزَالَ يَطْلُبُهُ حَتَّى يَبْسُطَ يَدَهُ فَيُلْقِمَهَا فَاهُ»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Pasuria e ndonjërit prej jush në Ditën e Kiametit do të shndërrohet në gjarpër të madh prej të cilit do të ik pronari i saj, kurse ajo do t`a kërkojë atë duke i thënë: “Unë jam*

---

“Sahih”, kitab Zekat, bab bejanu enne isme sadakati jekau ala kul-li...nr.1009 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/512, nr.8183;

[71] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/512, nr.8184 dhe Buhariu në “Sahih”, kitab el-Hijel, bab fiz-zekat, nr.6958;

*pasuria jote”*. Tha: *“Pasha Allahun! Nuk do të ndalet së kërkuari atë derisa t`a gjejë dhe do t`ia kapërdijë gojën”.*[72]

**73 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يُبَالُ فِي الْمَاءِ الدَّائِمِ الَّذِي لَا يَجْرِي، ثُمَّ يُغْتَسَلُ بِهِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nuk lejohet të urinohet në ujin që qëndron në vend dhe nuk lëviz e më pas të lahet në të”.*[73]

**74 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَيْسَ الْمِسْكِينُ هَذَا الطَّوَّافُ الَّذِي يَطُوفُ عَلَى النَّاسِ، تَرُدُّهُ اللُّقْمَةُ وَاللُّقْمَتَانِ وَالتَّمْرَةُ وَالتَّمْرَتَانِ، إِنَّمَا**

---

[72] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab el-Hijel, bab fiz-zekat, nr.6957 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/513, nr.8185; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

[73] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Tahare, bab en-nehju anil beuli fil mai`r-rakidi, nr.282, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Tahare, bab kerahijetul beuli fil mai`r-rakidi, nr.68 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih, Nesaiu në “Sunen”, kitab Gusël vet-tejemum, bab igtisalul xhunubi fil maid-daimi, nr.397 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/513, nr.8186; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

الْمِسْكِينُ الَّذِي لَا يَجِدُ غِنًى يُغْنِيهِ، وَيَسْتَحْيِي أَنْ يَسْأَلَ النَّاسَ، وَلَا يُفْطَنُ لَهُ فَيُتَصَدَّقَ عَلَيْهِ»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nuk janë miskin (nevojtarë) këta që zakonisht rrotullohen rreth njerëzve, të cilët duan të nxjerrin një kafshatë apo dy kafshata, një kokërr hurme apo dy kokrra hurma, por miskinë të vërtetë janë ata të cilët nuk gjejnë ndonjë pasuri e cila do t`i bënte të pavarur, por nga ana tjetër kanë turp që të lypin prej njerëzve, por edhe i rrit nevojat e veta duke i dhënë sadaka atij”.*[74]

**75 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَصُومُ الْمَرْأَةُ وَبَعْلُهَا شَاهِدٌ إِلَّا بِإِذْنِهِ، وَلَا تَأْذَنُ فِي بَيْتِهِ وَهُوَ شَاهِدٌ إِلَّا بِإِذْنِهِ، وَمَا أَنْفَقَتْ مِنْ كَسْبِهِ مِنْ غَيْرِ أَمْرِهِ فَإِنَّ نِصْفَ أَجْرِهِ لَهُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Gruaja nuk agjëron gjersa burri i saj është prezent, përpos nëse i jep leje ai, po ashtu nuk i lejohet të pranojë dikë në shtëpi pa lejen e tij, e as nuk i lejohet të jep prej pasurisë së tij*

[74] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/513, nr.8187; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve tjera;

*pa lejen e tij, (e nëse ajo jep) atëherë gjysma e shpërblimit i takon atij”.*[75]

**76 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَتَمَنَّ أَحَدُكُمُ الْمَوْتَ وَلَا يَدْعُو بِهِ مِنْ قَبْلِ أَنْ يَأْتِيَهُ، إِنَّهُ إِذَا مَاتَ أَحَدُكُمُ انْقَطَعَ عَمَلُهُ، أَوْ قَالَ أَجَلُهُ، إِنَّهُ لَا يَزِيدُ الْمُؤْمِنَ عُمْرُهُ إِلَّا خَيْرًا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Mos të kërkojë ndonjëri prej jush vdekjen dhe as mos lutet që ajo t`i vijë, sepse kur ndonjëri prej jush vdes, i ndërpriten veprat e tija (*apo ka thënë: “afati i tij”) *sepse jeta nuk i shton besimtarit diç tjetër përpos se të mira”.*[76]

---

[75] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Nikah, bab saumil mer`eti bi idhni zeuxhiha tetavuan, nr.5192, Muslimi në “Sahih”, kitab Zekat, bab ma enfekal abdu min mali meulahu, nr.1026, Ebu Davudi, “Sunen”, kitab Saum, bab el mer`etu tesumu bi gajri idhni zeuxhiha, nr.2458 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/514, nr.8188; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Nikah, bab le te`dhenul mer`etu fi bejti zeuxhiha li ehadin il-la bi idhnihi, nr.5195, Darimiju në “Sunen”, kitab Saum, bab saumul mer`eti tetavuan, nr.1720, Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Sijam, bab fil mer`eti tesumu bi gajri idhni zeuxhiha, nr.1761, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Saum, bab kerahijetu saumil mer`eti il-la bi idhni zeuxhiha, nr.782 dhe thotë se hadithi përcillet edhe nga Ibni Abasi, Ebu Seidi, kurse hadithi prej Ebu Hurejres është Hasen; etj.

[76] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Dhikër.. bab kerahetu temennil meuti li durrin nezele bihi, nr.2682 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/515, nr.8189; prej Ebu Ubejdit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Temenni, bab ma jukrehu minet-

**77 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَقُلْ أَحَدُكُمْ لِلْعِنَبِ: الْكَرْمُ، إِنَّمَا الْكَرْمُ الرَّجُلُ الْمُسْلِمُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Mos t`i thotë ndonjëri prej jush rrushit “fisnikëri”, sepse me të vërtetë fisnikëria është cilësi e njeriut musliman”.*[77]

**78 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «اشْتَرَى رَجُلٌ مِنْ رَجُلٍ عَقَارًا فَوَجَدَ الرَّجُلُ الَّذِي اشْتَرَى الْعَقَارَ فِي عَقَارِهِ جَرَّةً فِيهَا ذَهَبٌ، فَقَالَ لَهُ الَّذِي اشْتَرَى الْعَقَارَ: "خُذْ ذَهَبَكَ مِنِّي، إِنَّمَا اشْتَرَيْتُ**

---

temenni, nr.7235 dhe Darimiju në “Sunen”, kitab Rikak, bab la jetemenna ehadukumul meute, nr.2758; prej Ubejdullah b. Abdullah b. Utbes nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Nesaiu në “Sunen”, kitab Xhenaiz, bab temennil meuti, nr.1818 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/23, nr.7578; prej Ebu Junusit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ahmedi në “Musned”, 14/260, nr.8607;

[77] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Elfadh minel edebi ve gajruha, bab kerahetu tesmijetil inebi kermen, nr.2247 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/515, nr.8190; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

مِنْكَ الْأَرْضَ وَلَمْ أَبْتَعْ مِنْكَ الذَّهَبَ"، فَقَالَ الَّذِي شَرَى الْأَرْضَ: "إِنَّمَا بِعْتُكَ الْأَرْضَ وَمَا فِيهَا"، فَتَحَاكَمَا إِلَى رَجُلٍ، فَقَالَ الَّذِي تَحَاكَمَا إِلَيْهِ: أَلَكُمَا وَلَدٌ؟، فَقَالَ أَحَدُهُمَا: لِي غُلَامٌ، وَقَالَ الْآخَرُ: لِي جَارِيَةٌ، فَقَالَ: أَنْكِحِ الْغُلَامَ الْجَارِيَةَ وَأَنْفِقُوا عَلَى أَنْفُسِكُمَا مِنْهُ وَتَصَدَّقَا»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Një njeri ka blerë një pronë prej dikujt. Blerësi në pronën e blerë gjeti një shtambë me ari. Blerësi i tha shitësit: “Merre arin tënd, sepse prej teje bleva vetëm tokën e jo arin”. Shitësi i tha: “Unë t`a shita tokën dhe çka ka në të”. Më në fund iu drejtuan një njeriu që të gjykojë në mes tyre. Njeriu që duhej t`i gjykojë i pyeti: “A keni ju dy fëmijë?” Njëri tha: “Unë kam një djalë”. Tjetri tha: “Unë kam një vajzë”. (Gjykuesi) tha: “Martojini djalin me vajzën, kurse arin harxhojeni për ata dy dhe një pjesë jepeni sadaka”.*[78]

[78] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab ehadithul enbija, nr.3472, Muslimi në “Sahih”, kitab Ikdijetu, bab istihbabu islahil hakimi bejnel hasmejni, nr.1721 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/515, nr.8191; prej Hajan b. Bistamit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Lukatu, bab men esabe rikazen, nr.2511;

**79 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَيَفْرَحُ أَحَدُكُمْ بِرَاحِلَتِهِ إِذَا ضَلَّتْ مِنْهُ ثُمَّ وَجَدَهَا؟» قَالُوا: نَعَمْ يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: «وَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ لَلَّهُ أَشَدُّ فَرَحًا بِتَوْبَةِ عَبْدِهِ إِذَا تَابَ مِنْ أَحَدِكُمْ بِرَاحِلَتِهِ إِذَا وَجَدَهَا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“A gëzohet ndonjëri prej jush nëse e ka humbur kafshën e udhëtimit e pastaj do ta gjejë atë?!”* Thanë: “Po, o i Dërguari i Allahut”. Ai tha: *“Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti i Muhamedit (a.s.), Allahu (xh.sh.) gëzohet më tepër me pendimin e robit të Tij kur pendohet ndonjërit prej jush, sesa që gëzohet dikush prej jush kur do të gjejë kafshën e udhëtimit të tij”.*[79]

[79] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/516, nr.8192, Muslimi në “Sahih”, kitab Teube, bab fil haddi alet-teubeti vel ferehi biha, nr.2675; prej A`rexhit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Muslimi në “Sahih”, kitab Teube, bab fil haddi alet-teubeti vel ferehi biha, nr.2675, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Da`vat, bab, nr.3538 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib, Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Zuhd, bab dhikru teubeti, nr.4247; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

**80 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ قَالَ: إِذَا تَلَقَّانِي عَبْدِي بِشِبْرٍ تَلَقَّيْتُهُ بِذِرَاعٍ، وَإِذَا تَلَقَّانِي بِذِرَاعٍ تَلَقَّيْتُهُ بِبَاعٍ، وَإِذَا تَلَقَّانِي بِبَاعٍ جِئْتُهُ, أَوْ قَالَ: أَتَيْتُهُ بِأَسْرَعَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Me të vërtetë Allahu xh.sh. ka thënë:* ***“Kur më vjen robi Im një pëllëmbë, Unë i afrohem atij sa një krah, kur ai më afrohet sa një krah, Unë i afrohem atij me hapa të mëdhenj, e kur më vjen ai Mua duke ecur, Unë shkoi kah ai duke shpejtuar”.***[80]

**81 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا تَوَضَّأَ أَحَدُكُمْ فَلْيَسْتَنْشِقْ بِمَنْخِرَيْهِ مِنْ مَاءٍ ثُمَّ لِيَنْتَثِرْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur ndonjëri prej jush të merr abdes, le të fus ujin në hundë dhe pastaj le t`a fryjë (nxjerr) ujin nga hunda”.*[81]

---

[80] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Dhikër..bab el-hathu ala dhikrilahi teala, nr.2675 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/517, nr.8193; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

[81] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Tahare, bab el-ijtaru fil istinthari vel istixhmari, nr.237 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/517, nr.8194; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

**82 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «وَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ لَوْ أَنَّ عِنْدِي أُحُدًا ذَهَبًا لَأَحْبَبْتُ أَلَّا يَأْتِيَ عَلَيَّ ثَلَاثُ لَيَالٍ وَعِنْدِي مِنْهُ دِينَارٌ أَجِدُ مَنْ يَتَقَبَّلُهُ مِنِّي، لَيْسَ شَيْءٌ أُرْصِدُهُ فِي دَيْنٍ عَلَيَّ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Pasha Atë në Dorën e të cilit gjendet shpirti i Muhamedit (a.s.), sikur të kisha në pronësinë time ari sa (kodra e) Uhudit, do të doja që të mos kalojnë tri net e të kem në pronësinë time prej saj ndonjë dinar, të mos mundem të barazoj bilancin e borxhit tim, por edhe të mos gjej njeri i cili do t`a pranonte”.*[82]

**83 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا جَاءَكُمُ الصَّانِعُ بِطَعَامِكُمْ قَدْ أَغْنَى عَنْكُمْ حَرَّهُ وَدُخَانَهُ فَادْعُوهُ فَلْيَأْكُلْ مَعَكُمْ، وَإِلَّا فَأَلْقِمُوهُ فِي يَدِهِ أَوْ لِيُنَاوِلْهُ فِي يَدِهِ»**

---

[82] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Temeni, bab temenil hajri...nr.7228 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/517, nr.8195;

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur t`u vijë shërbëtori me ushqimin tuaj, kurse ju e dini se ai e ka ndjerë nxehtësinë dhe tymin gjatë gatimit, thirreni atë dhe të hajë bashkë me ju. E nëse nuk dëshironi (që të hajë bashkë me ju), atëherë jepjani në dorë ndonjë kafshatë”*.[83]

**84 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَقُلْ أَحَدُكُمُ اسْقِ رَبَّكَ أَوْ أَطْعِمْ رَبَّكَ وَضِئْ رَبَّكَ وَلَا يَقُلْ أَحَدُكُمْ: رَبِّي، وَلْيَقُلْ: سَيِّدِي، مَوْلَايَ، وَلَا يَقُلْ أَحَدُكُمْ: عَبْدِي، أَمَتِي، وَلْيَقُلْ: فَتَايَ، فَتَاتِي، غُلَامِي»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Të mos thotë ndonjëri prej jush: “Jepi ujë zotërisë sate”, apo “ushqeje zotërinë tënd” ose “jepi abdes zotërisë sate”, e as mos thotë ndonjëri prej jush: “zotëria im (rabbij)”, por le të thotë: “padroni im (sejjidij) apo “kujdestari im”. Po ashtu të mos thotë ndonjëri prej jush: “robi im” e “robëresha ime”, por le të thotë: “djaloshi im”, “vasha ime” dhe “biri im”*.[84]

---

[83] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/518, nr.8196; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

[84] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Itk, bab kerahijeti tetavuli aler-rekiki, nr.2552, Muslimi në “Sahih”, kitab Elfadhu minel edebi, bab hukmu itlaki lafdhatil abdi...nr.2249 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/518, nr.8197; ky hadith ka edhe rrugë të tjera të transmetimit;

85 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَوَّلُ زُمْرَةٍ تَلِجُ الْجَنَّةَ صُوَرُهُمْ عَلَى صُورَةِ الْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ، لَا يَبْصُقُونَ فِيهَا، وَلَا يَمْتَخِطُونَ، وَلَا يَتَغَوَّطُونَ فِيهَا، آنِيَتُهُمْ وَأَمْشَاطُهُمْ مِنَ الذَّهَبِ وَالْفِضَّةِ، وَمَجَامِرُهُمْ مِنَ الْأَلُوَّةِ، وَرَشْحُهُمُ الْمِسْكُ، وَلِكُلِّ وَاحِدٍ مِنْهُمْ زَوْجَتَانِ، يُرَى مُخُّ سَاقِهَا مِنْ وَرَاءِ اللَّحْمِ مِنَ الْحُسْنِ، لَا اخْتِلَافَ بَيْنَهُمْ وَلَا تَبَاغُضَ، قُلُوبُهُمْ عَلَى قَلْبٍ وَاحِدٍ، يُسَبِّحُونَ اللَّهَ بُكْرَةً وَعَشِيًّا»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *‘‘Turma e parë që do të hyjnë në Xhenet, do të kenë pamjen e tyre sikur hëna në natën e pesëmbëdhjetë. Ata nuk do të pështyjnë në të, nuk do të fryjnë hundët dhe as nuk do të kryejnë nevoja fiziologjike. Enët dhe krehrit e tyre do të jenë prej ari dhe argjendi dhe mangalli (temjanicë) nga druri tropikal. Djersët e tyre do të kenë erë misku. Çdonjëri do t`i ketë nga dy gra, nga bukuria e të cilave do të duken pjesët e prapme të nëngjunjëve. Ata nuk do të kenë mosmarrëveshje në mes tyre e as urrejtje. Zemrat e tyre do të jenë sikur një zemër*

*dhe do të madhërojnë Allahun (me tesbih duke thënë subhanallah) në mëngjes dhe në mbrëmje".*[85]

**86 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «اللَّهُمَّ إِنِّي أَتَّخِذُ عِنْدَكَ عَهْدًا لَنْ تُخْلِفَهُ، إِنَّمَا أَنَا بَشَرٌ، فَأَيُّ الْمُؤْمِنِينَ آذَيْتُهُ أَوْ شَتَمْتُهُ أَوْ جَلَدْتُهُ أَوْ لَعَنْتُهُ فَاجْعَلْهَا صَلَاةً وَزَكَاةً وَقُرْبَةً تُقَرِّبُهُ بِهَا يَوْمَ الْقِيَامَةِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"O Allahu im! Unë kam marrë prej Teje një premtim të cilin Ti nuk e thyen, unë jam njeri, e cilin besimtarë të cilin e kam shqetësuar apo e kam ofenduar, e kam dënuar apo e kam mallkuar, bëje atë falje për të, pastrim dhe afrim me të cilin do afrohet me të në Ditën e Kiametit".*[86]

---

85 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab Bed`ul-Halki, bab ma xhae fi sifetil xheneti, nr.3245, Muslimi në "Sahih", kitab el-Xhenetu...bab fi sifatil xheneti ve ehliha, nr.2834, Tirmidhiu në "Sunen", kitab Sifetil Xheneti, bab ma xhae fi sifeti ehlil xheneti, nr.2537 dhe Ahmedi në "Musned", 13/519, nr.8198;

86 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në "Musned", 13/520, nr.8199; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

**87 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَمْ تَحِلَّ الْغَنَائِمُ لِمَنْ كَانَ قَبْلَنَا، ذَلِكَ بِأَنَّ اللَّهَ رَأَى ضَعْفَنَا وَعَجْزَنَا فَطَيَّبَهَا لَنَا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Përfitimi prej plaçkës së luftës nuk ishte i lejuar për ata që jetuan para nesh, kjo është kështu sepse Allahu tek ne ka parë dobësinë dhe paaftësinë tonë e për ne e bëri të pastër”.*[87]

**88 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «دَخَلَتِ امْرَأَةٌ النَّارَ مِنْ جَرَّاءِ هِرَّةٍ لَهَا أَوْ هِرَّةٍ رَبَطَتْهَا، فَلَا هِيَ أَطْعَمَتْهَا وَلَا هِيَ أَرْسَلَتْهَا تَتَقَمَّمُ مِنْ خَشَاشِ الْأَرْضِ حَتَّى مَاتَتْ هَزْلًا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem*: “Një grua e meritoi të hyjë në Zjarr shkaku i maltretimit të një*

[87] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/520, nr.8200; e shënon prej Hemamit edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Fardul humusi, bab uhilet lekumul ganaimu, nr.3124 dhe Muslimi në “Sahih”, kitab Xhihad, bab tehlilul ganaimi li hadhihil umeti hasaten, nr.1747 por me tekst më të gjatë;

*maceje. Ajo as nuk e ushqente e as që e lejonte të del të ushqehet me insektet e tokës, gjersa ngordhi nga uria''.*[88]

**89 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَسْرِقُ سَارِقٌ وَهُوَ حِينَ يَسْرِقُ مُؤْمِنٌ، وَلَا يَزْنِي زَانٍ وَهُوَ حِينَ يَزْنِي مُؤْمِنٌ، وَلَا يَشْرَبُ الْحُدُودَ أَحَدُكُمْ، يَعْنِي الْخَمْرَ، وَهُوَ حِينَ يَشْرَبُهَا مُؤْمِنٌ، وَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ، لَا يَنْتَهِبُ أَحَدُكُمْ نُهْبَةً ذَاتَ شَرَفٍ يَرْفَعُ إِلَيْهِ الْمُؤْمِنُونَ أَعْيُنَهُمْ فِيهَا وَهُوَ حِينَ يَنْتَهِبُهَا مُؤْمِنٌ، وَلَا يَغُلُّ أَحَدُكُمْ حِينَ يَغُلُّ وَهُوَ مُؤْمِنٌ، وَإِيَّاكُمْ وَإِيَّاكُمْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *''Nuk ndodh të vjedh kusari, e në momentin e vjedhjes të jetë besimtarë. Nuk bën zina zinaqari, e në momentin e zinasë të jetë besimtarë. Nuk konsumon alkool ndonjëri prej alkoolistëve, e në momentin e konsumimit të tij të jetë besimtarë. Pasha Atë që shpirti i Muhamedit është në ''Dorën''*

[88] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në "Sahih", kitab el-Birr ves-siletu, bab tahrimu ta`dhibil hireti ve nahviha, nr.2619 dhe Ahmedi në "Musned", 13/521, nr.8201; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

*e Tij, nuk grabit ndonjëri prej jush gjatë grabitjes së njerëzve të ndershëm dhe besimtarët i drejtojnë shikimet drejt tij, e ky gjatë grabitjes të jetë besimtarë dhe as nuk fsheh dikush prej përfitimit të luftës e gjatë fshehjes (së asaj pasurie) të jetë besimtarë, andaj keni kujdes, keni kujdes".*[89]

**90 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «وَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ، لَا يَسْمَعُ بِي أَحَدٌ مِنْ هَذِهِ الْأُمَّةِ، وَلَا يَهُودِيٌّ وَلَا نَصْرَانِيٌّ، وَمَاتَ وَلَمْ يُؤْمِنْ بِالَّذِي أُرْسِلْتُ بِهِ إِلَّا كَانَ مِنْ أَصْحَابِ النَّارِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Pasha Atë në Dorën e të Cilit gjendet shpirti i Muhamedit (a.s.), nuk do të dëgjojë dikush prej këtij umeti, qoftë jehudi apo i krishterë, e të vdes duke mos besuar në atë që më është shpallur, e të mos jetë prej banorëve të Zjarrit".*[90]

---

[89] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në "Musned", 13/521, nr.8202 dhe Muslimi në "Sahih", kitab Iman, bab bejanu nuksanil imani bil measi, nr.57; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

[90] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në "Musned", 13/522, nr.8203; prej Ebu Junusit nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Muslimi në "Sahih", kitab Iman, bab vuxhubul imani bi risaletin-nebiji, nr.153 dhe Ahmedi në "Musned", 14/261, nr.8609;

**91 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «التَّسْبِيحُ لِلْقَوْمِ، وَالتَّصْفِيقُ لِلنِّسَاءِ فِي الصَّلَاةِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Tesbihu është për burrat, kurse rënia duarve është për gratë përgjatë namazit (për t`a alarmuar imamin për ndonjë gabim gjatë namazit)”.*[91]

**92 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «كُلُّ كَلْمٍ يُكْلَمُ بِهِ الْمُسْلِمُ فِي سَبِيلِ اللَّهِ يَكُونُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ كَهَيْئَتِهَا إِذَا طُعِنَتْ يَفْجُرُ دَمًا، اللَّوْنُ لَوْنُ الدَّمِ، وَالْعَرْفُ عَرْفُ الْمِسْكِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Secila plagë të cilën muslimani e ka fituar në rrugë të Allahut, në Ditën e Kiametit do të jetë e atillë siç ka qenë kur është plagosur dhe do të rrjedhë gjak, ngjyra do të jetë ngjyrë gjaku, kurse aroma sikurse era e miskut”.*[92]

---

[91] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/522, nr.8204 dhe Muslimi në “Sahih”, kitab Salat, bab tesbihu rexhuli ve tesfikul mereti..nr.422; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;
[92] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Vudu, bab ma jekau minen-nexhasati fis-semni vel ma, nr.237, Muslimi në “Sahih”, kitab Imareh, bab fadlul xhihadi vel huruxhi fi sebililahi, nr.1876

**93 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَزَالُونَ تَسْتَفْتُونَ حَتَّى يَقُولَ أَحَدُكُمْ: هَذَا اللَّهُ، خَلَقَ الْخَلْقَ، فَمَنْ خَلَقَ اللَّهَ؟»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nuk do të ndërpresë (njeriu) së pyeturi, gjersa (të sprovohet dhe) të thotë: “Ky është Allahu, ka krijuar krijesat, e kush e krijoi Allahun?!”.*[93]

**94 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنِّي لَأَنْقَلِبُ إِلَى أَهْلِي فَأَجِدُ التَّمْرَةَ سَاقِطَةً عَلَى فِرَاشِي أَوْ فِي بَيْتِي فَأَرْفَعُهَا لِآكُلَهَا، ثُمَّ أَخْشَى أَنْ تَكُونَ مِنَ الصَّدَقَةِ فَأُلْقِيهَا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“U ktheva në shtëpi tek familja ime dhe gjeta një hurme që kishte*

---

dhe Ahmedi në “Musned”, 13/523, nr.8205; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

[93] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/524, nr.8207; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

*rënë në shtratin tim (apo në shtëpinë time). E mora për ta ngrënë, por u frikësova mos është prej sadakasë dhe e lash".*[94]

**95 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «وَاللَّهِ لَأَنْ يَلَجَّ أَحَدُكُمْ بِيَمِينِهِ فِي أَهْلِهِ، آثَمُ لَهُ عِنْدَ اللَّهِ مِنْ أَنْ يُعْطِي كَفَّارَتَهُ الَّتِي فَرَضَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Vallahi nëse dikush prej jush pllakoset me betimin e vet në familje, me betimin bën mëkat ndaj Allahut. Atëherë le të shpaguajë detyrimin ashtu siç e detyron Allahu xh.sh."*.[95]

**96 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا أُكْرِهَ الِاثْنَانِ عَلَى الْيَمِينِ فَاسْتَحَبَّاهَا فَأَسْهِمْ بَيْنَهُمَا»**

---

[94] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab fi Lukatati, bab idha vexhede temreten fi`t-tarik, nr.2432, Muslimi në "Sahih", kitab Zekat, bab tahrimuz-zekati ala resulilahi ve ala alihi, nr.1070 dhe Ahmedi në "Musned", 13/523, nr.8206; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

[95] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab Ejman ven-nudhur, bab kaulilahi teala la juahidhukumullahu bil-lagvi fi ejmanikum, nr.6625, Muslimi në "Sahih", kitab Ejman, bab nehju anil israri alel jemini, nr.1655 dhe Ahmedi në "Musned", 13/524, nr.8208;

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Le ta ndajnë në mënyrë të barabartë, pa marrë parasysh nëse e urrejnë betimin apo e duan atë”.*[96]

**97 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا مَا أَحَدُكُمُ اشْتَرَى لِقْحَةً مُصَرَّاةً أَوْ شَاةً مُصَرَّاةً فَهُوَ بِخَيْرِ النَّظَرَيْنِ بَعْدَ أَنْ يَحْلُبَهَا، إِمَّا هِيَ وَإِلَّا فَلْيَرُدَّهَا وَصَاعًا مِنْ تَمْرٍ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nëse ndonjëri prej jush blen një deve që ka qumësht apo një dele që ka qumësht, nëse e mjel dhe është i kënaqur me të e mban, e nëse jo atëherë le ta kthejë bashkë edhe me një sa`a (shportë apo enë) me hurme”.*[97]

[96] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Ukdijeti, bab er-rexhulani jedeijani shejen ve lejset lehuma bejinetu, nr.3617 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/525, nr.8209; Buhariu e shënon në “Sahih” prej Hemamit në kitab Shehadat, bab idha tesarea kaumun ifl jemini, nr.2674 me ndryshim të vogël në tekst;

[97] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Buju, bab hukmu bejil musarat, nr.1524 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/525, nr.8210; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

**98 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الشَّيْخُ شَابٌّ عَلَى حُبِّ اثْنَتَيْنِ: طُولِ الْحَيَاةِ، وَكَثْرَةِ الْمَالِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Plaku gjithmonë mbetet i ri në dashurinë ndaj dy gjërave: Jetëgjatësinë dhe shtimin i e pasurisë”.*[98]

**99 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يُشِيرُ أَحَدُكُمْ إِلَى أَخِيهِ بِالسِّلَاحِ، فَإِنَّهُ لَا يَدْرِي أَحَدُكُمْ لَعَلَّ الشَّيْطَانَ أَنْ يَنْزِعَ فِي يَدِهِ؛ فَيَقَعَ فِي حُفْرَةٍ مِنَ النَّارِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Askush prej jush mos t`ia drejtojë armën vëllait të vet, sepse nuk e di se mbase e nxit shejtani dhe kështu bie në gropën e Zjarrit”.*[99]

---

[98] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/526, nr.8211; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

[99] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/527, nr.8212, Buhariu në “Sahih”, kitab Fiten, bab men hamele alejnas-silah, nr.7072 dhe Muslimi në “Sahih”, kitab Birr, bab nehju anil ishareti bis-silahi il muslimin, nr.2617;

**100 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «اشْتَدَّ غَضَبُ اللَّهِ عَلَى قَوْمٍ فَعَلُوا بِرَسُولِ اللَّهِ – صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ – وَهُوَ حِينَئِذٍ يُشِيرُ إِلَى رَبَاعِيَتِهِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Është shtuar Hidhërimi i Allahut ndaj një populli i cili veproi kështu me Pejgamberin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem* (dhe bëri me shenjë në dhëmbin e përparmë)”.[100]

**101 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «اشْتَدَّ غَضَبُ اللَّهِ عَلَى رَجُلٍ يَقْتُلُهُ رَسُولُ اللَّهِ – صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ – فِي سَبِيلِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Është shtuar Hidhërimi i Allahut ndaj një njeriu i cili e vret*

[100] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Megazi, bab ma esabe nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem minel xhirahi jaume Uhudin, nr.4073, Muslimi në “Sahih”, kitab Xhihad ves-sijer, bab ishtidadu gadabilahi ala men katelehu resulullahi, nr.1793 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/528, nr.8213;

*Pejgamberin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur është ai në rrugë të Allahut”.*[101]

**102 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ:**

**«عَلَى ابْنِ آدَمَ نَصِيبٌ مِنَ الزِّنَا أَدْرَكَ ذَلِكَ لَا مَحَالَةَ. قَالَ: فَالْعَيْنُ زِنْيَتُهَا النَّظَرُ وَتَصْدِيقُهَا الْإِعْرَاضُ، وَاللِّسَانُ زِنْيَتُهُ الْمَنْطِقُ، وَالْقَلْبُ زِنْيَتُهُ التَّمَنِّي، وَالْفَرْجُ يُصَدِّقُ بِمَا ثَمَّ أَوْ يُكَذِّبُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Birit të Ademit pa dyshim i ndodhë diçka prej pjesëve të zinasë”.* Tha: *“Syri bën zina përmes shikimit, kurse e vërtetojnë atë gjymtyrët, gjuha bën zina përmes të folurit, zemra bën zina përmes të imagjinuarit, kurse organi gjenital e vërteton atë (e kryen) që e synon apo e përgënjeshtron”.*[102]

---

[101] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Megazi, bab ma esabe nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem minel xhirahi jaume Uhudin, nr.4073, Muslimi në “Sahih”, kitab Xhihad ves-sijer, bab ishtidadu gadabilahi ala men katelehu resulullahi, nr.1793 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/528, nr.8213;

[102] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/529, nr.8215; ky hadith vjen edhe përmes rrugëve tjera;

**103 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا أَحْسَنَ أَحَدُكُمْ إِسْلَامَهُ فَكُلُّ حَسَنَةٍ يَعْمَلُهَا تُكْتَبُ بِعَشْرِ أَمْثَالِهَا إِلَى سَبْعِمِائَةِ ضِعْفٍ، وَكُلُّ سَيِّئَةٍ يَعْمَلُهَا تُكْتَبُ لَهُ بِمِثْلِهَا حَتَّى يَلْقَى اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur ndonjëri prej jush e zbukuron Islamin e tij, atëherë të gjitha veprat e mira të cilat do t`i veprojë, do t`i shënohen me dhjetëfish deri në shtatëqind, e kurse çdo të keqe të cilën do t`a veprojë, do t`i shkruhet vetëm një e ngjashme, e kështu do të vazhdojë derisa t`a takojë Allahun xh.sh.”.*[103]

**104 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا أَمَّ أَحَدُكُمْ لِلنَّاسِ فَلْيُخَفِّفِ الصَّلَاةَ؛ فَإِنَّ فِيهِمُ الْكَبِيرَ وَفِيهِمُ الضَّعِيفَ وَفِيهِمُ السَّقِيمَ، وَإِنْ قَامَ وَحْدَهُ فَلْيُطِلْ صَلَاتَهُ مَا شَاءَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur ndonjëri prej jush del imam i njerëzve, le t`ua lehtësojë*

---

[103] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Iman, bab husnu Islami`l-mer`i, nr.42, Muslimi në “Sahih”, kitab Iman, bab idha hemme`l-abdu bi hasenetin, nr.129 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/530, nr.8217;

*namazin, sepse në mesin e tyre ka pleq, të dobët dhe të sëmurë, e kur të falet vetëm, le t`a zgjasë namazin sa të dëshirojë”.*[104]

**105 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «قَالَتِ الْمَلاَئِكَةُ: يَا رَبُّ، ذَاكَ عَبْدٌ يُرِيدُ أَنْ يَعْمَلَ سَيِّئَةً، وَهُوَ أَبْصَرُ بِهِ، فَقَالَ: ارْقُبُوهُ فَإِنْ عَمِلَهَا فَاكْتُبُوهَا لَهُ بِمِثْلِهَا، وَإِنْ تَرَكَهَا فَاكْتُبُوهَا لَهُ حَسَنَةً، إِنَّمَا تَرَكَهَا مِنْ جَرَّايَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Melekët thanë: “O Zot, është një rob i Yti i cili dëshiron të veprojë një punë të keqe dhe ai ka mundësi t`a bëjë atë?” Ai thotë:* ***“Shkoni tek ai, nëse e vepron atë, shkruajani atij aq sa është mëkati, e nëse largohet prej saj, shkruajani atij një të mirë, nëse e braktis atë për hir Timin”.***[105]

---

[104] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Salat, bab emrul eimmeti bi tahfifis-salati fi temamin, nr.467 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/530, nr.8218; ky hadith përmes Ebu Hurejres r.a. vjen edhe nga transmetues tjerë;

[105] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Iman, bab idha hemmel abdu bi hasenetin, nr.129 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/531, nr.8219;

**106 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: «كَذَّبَنِي عَبْدِي وَلَمْ يَكُنْ ذَلِكَ لَهُ، وَشَتَمَنِي عَبْدِي وَلَمْ يَكُنْ ذَلِكَ لَهُ، أَمَّا تَكْذِيبُهُ إِيَّايَ أَنْ يَقُولَ: لَنْ يُعِيدَنَا كَمَا بَدَأَنَا، وَأَمَّا شَتْمُهُ إِيَّايَ أَنْ يَقُولَ: اتَّخَذَ اللَّهُ وَلَدًا، وَأَنَا الصَّمَدُ لَمْ أَلِدْ وَلَمْ أُولَدْ وَلَمْ يَكُنْ لِي كُفُؤًا أَحَدٌ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Allahu xh.sh. thotë:* ***"Më përgënjeshtroi robi Im dhe nuk kishte të drejtë t`a bëjë këtë gjë. Më ka sharë robi Im duke mos pasur të drejtë t`a bëjë këtë gjë. Më mohoi kur tha: "Allahu nuk do të na ringjall siç na krijoi herën e parë", kurse më ka sharë kur tha: "Allahu ka fëmijë", ndërsa Unë jam Strehimi i Përhershëm, nuk kam lindur (dikë) e as që Jam i lindur (nga dikush) dhe askush me Mua nuk është i barabartë".*** [106]

---

106 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab Tefsir, bab kaulilahi Allahus-Samed, nr.4975 dhe Ahmedi në "Musned", 13/531, nr.8220; ky hadith përmes Ebu Hurejres r.a. vjen edhe nga transmetues tjerë;

**107 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَبْرِدُوا عَنِ الْحَرِّ فِي الصَّلَاةِ؛ فَإِنَّ شِدَّةَ الْحَرِّ مِنْ فَيْحِ جَهَنَّمَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Shtyjeni namazin (në kohën kur fillon të freskohet) gjatë ditëve të nxehta, sepse zjarri (nxehtësia e lartë) është prej frymëmarrjes së Xhehenemit”.*[107]

**108 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تُقْبَلُ صَلَاةُ أَحَدِكُمْ إِذَا أَحْدَثَ حَتَّى يَتَوَضَّأَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nuk i pranohet namazi ndonjërit prej jush nëse i prishet abdesi, gjersa të merr abdes të ri”.*[108]

107 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Mesaxhid, bab istihbabul ibradi bit-dhuhri fi shidetil harr, nr.615 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/532, nr.8221; ky hadith nga Ebu Hurejre r.a. përcillet edhe nga shumë rrugë tjera;

108 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Vudu, bab la tukbelu salatu bi gajri tuhurin, nr.135, Muslimi në “Sahih”, kitab Tahare, bab vuxhubu tahareti li salat, nr.225, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Tahare, bab fardul vudui, nr.60, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Taharetu, bab ma xhae fi fil vudu miner rih, nr.76 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe Ahmedi në “Musned”, 13/442, nr.8078;

**109 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا نُودِيَ بِالصَّلَاةِ فَأْتُوهَا وَأَنْتُمْ تَمْشُونَ وَعَلَيْكُمُ السَّكِينَةُ، فَمَا أَدْرَكْتُمْ فَصَلُّوا، وَمَا سُبِقْتُمْ فَأَتِمُّوا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur të bëhet thirrja për namaz, shkoni atje duke ecur qetë, atë që e arrini e falni, e ajo që u kalon plotësojeni”.*[109]

**110 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يَضْحَكُ اللَّهُ لِرَجُلَيْنِ يَقْتُلُ أَحَدُهُمَا الْآخَرَ، كِلَاهُمَا يَدْخُلُ الْجَنَّةَ»، قَالُوا: وَكَيْفَ يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «يُقْتَلُ هَذَا فَيَلِجُ الْجَنَّةَ، ثُمَّ يَتُوبُ اللَّهُ عَلَى الْآخَرِ فَيَهْدِيهِ إِلَى الْإِسْلَامِ، ثُمَّ يُجَاهِدُ فِي سَبِيلِ اللَّهِ فَيُسْتَشْهَدُ»**

---

[109] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Mesaxhid, bab istihbabu itjanis-salati bi vekarin ve sekinetin, nr.602 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/533, nr.8223; ky hadith nga Ebu Hurejre r.a. përcillet edhe nga shumë rrugë tjera;

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Allahu (xh.sh.) “qeshet” me dy persona të cilët luftojnë në mes vete, ndërsa që të dy do të futen në Xhenet”*. I thanë: “E si është e mundur kjo, o i Dërguari i Allahut?” Ai tha: *“Do të vritet ky dhe do të hyjë në Xhenet, kurse tjetrit do t`ia pranojë Allahu pendimin dhe do t`a udhëzojë në Islam, e më pas do të luftojë në rrugë të Allahut dhe do të bie shehid”.*[110]

**111 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَبِيعُ أَحَدُكُمْ عَلَى بَيْعِ أَخِيهِ، وَلَا يَخْطِبُ عَلَى خِطْبَةِ أَخِيهِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Mos të ndërhyjë ndonjëri prej jush në tregtinë e vëllait të tij, e as të mos ndërhyjë në fejesën e vëllait të tij”.*[111]

---

110 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Imaretu, bab bejanur-rexhulejni jektulu ehaduhumal uhra... nr.1890 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/533, nr.8224; ky hadith përcillet nga transmetues tjerë përmes Ebu Hurejres r.a. por edhe nga sahabi të tjerë;

111 Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/534, nr.8225; ky hadith përcillet nga transmetues tjerë përmes Ebu Hurejres r.a. por edhe nga sahabi të tjerë;

**112 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الْكَافِرُ يَأْكُلُ فِي سَبْعَةِ أَمْعَاءٍ، وَالْمُؤْمِنُ يَأْكُلُ فِي مِعًى وَاحِدٍ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *‘‘Jobesimtari hanë me shtatë barqe (enë), kurse besimtari hanë në një bark të vetëm’’.*[112]

**113 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّمَا سُمِّيَ خَضِرٌ؛ لِأَنَّهُ جَلَسَ عَلَى فَرْوَةٍ بَيْضَاءَ، فَإِذَا هِيَ تَهْتَزُّ تَحْتَهُ خَضْرَاءَ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *‘‘Hidri është quajtur kështu, sepse në shtrojën prej lëkure që është ulur, nëse ka qenë e bardhë, është gjelbëruar vendi nën të’’.*[113]

---

[112] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/534, nr.8226; ky hadith përcillet nga transmetues tjerë përmes Ebu Hurejres r.a. por edhe nga sahabi të tjerë;

[113] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Ehadithul enbija, bab hadithu Hadiri mea Musa a.s., nr.3402, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Tefsir, bab suretul Kehf, nr.3151 dhe thotë se është hadith Hasenun-Sahihun-Garib dhe Ahmedi në “Musned”, 13/474, nr.8113 dhe 13/534, nr.8228;

**114 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ اللَّهَ لَا يَنْظُرُ إِلَى الْمُسْبِلِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، يَعْنِي إِزَارَهُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *‘‘Me të vërtetë, Allahu nuk do të shikojë Ditën e Kiametit njeriun i cili e lëshon teshën e tij nën nyjën e këmbës’’.*[114]

**115 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «قِيلَ لِبَنِي إِسْرَائِيلَ ادْخُلُوا الْبَابَ سُجَّدًا وَقُولُوا حِطَّةٌ يَغْفِرْ لَكُمْ خَطَايَاكُمْ. فَبَدَّلُوا، فَدَخَلُوا الْبَابَ يَزْحَفُونَ عَلَى أَسْتَاهِهِمْ، وَقَالُوا: حَبَّةٌ فِي شَعَرَةٍ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *‘‘Iu tha beni Israilëve:* ***“Hyni nëpër derë të nënshtruar dhe thoni “Falna” dhe do T`ua ua fal gabimet tuaja”.*** *Ata e ndryshuan këtë dhe kur hynë nëpër dyer, hyrën duke u zvarritur dhe pastaj thanë: “Kokrra në kallinj’’.*[115]

---

[114] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/535, nr.8229; prej Ebu Hurejres r.a. përcillet edhe nga rrugë tjera;

[115] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Ehadithul enbija, nr.3403; Muslimi në “Sahih”, kitab Tefsir, nr.3015, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Tefsir, bab suretul Bekare, nr.2956 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe Ahmedi në “Musned”, 13/471, nr.8110 dhe 13/535, nr.8230;

**116 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا قَامَ أَحَدُكُمْ مِنَ اللَّيْلِ فَاسْتَعْجَمَ الْقُرْآنُ عَلَى لِسَانِهِ فَلَمْ يَدْرِ مَا يَقُولُ فَلْيَضْطَجِعْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur ndonjëri prej jush ngritët në një pjesë të natës (për t`u falur) por i vështirësohet leximi i Kuranit dhe nuk e di se çka lexon, le të shtrihet (derisa t`i kalojë gjumi)”.*[116]

**117 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: قَالَ اللَّهُ تَعَالَى: «لَا يَقُلِ ابْنُ آدَمَ يَا خَيْبَةَ الدَّهْرِ فَإِنِّي أَنَا الدَّهْرُ أُرْسِلُ اللَّيْلَ وَالنَّهَارَ فَإِذَا شِئْتُ قَبَضْتُهُمَا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Thotë Allahu i Madhëruar:* ***“Mos të thotë biri i Ademit: “Mallkuar qoftë koha”, sepse Unë jam koha, e dërgojë natën dhe ditën, e nëse dëshiroj, i marrë të dyja”.***[117]

---

[116] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Mesaxhid, bab emru men nease fi salatihi...nr.787, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Salat, bab nuasu fis-salat, nr.1311 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/536, nr.8231;

[117] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/536, nr.8232; të tjerët e kanë shënuar nga Ebu Hurejre r.a. përmes rrugëve të ndryshme;

**118 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «نِعِمَّا لِلْمَمْلُوكِ أَنْ يَتَوَفَّاهُ اللَّهُ بِحُسْنِ طَاعَةِ رَبِّهِ وَطَاعَةِ سَيِّدِهِ، نِعِمَّا لَهُ نِعِمَّا لَهُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Lum për robin i cili vdes duke qenë në nënshtrim të bukur ndaj Zotit të tij dhe nënshtrim ndaj pronarit të tij, lum për të, lum për të”.*[118]

**119 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا قَامَ أَحَدُكُمْ إِلَى الصَّلَاةِ فَلَا يَبْصُقْ أَمَامَهُ؛ فَإِنَّهُ يُنَاجِي اللَّهَ مَا دَامَ فِي مُصَلَّاهُ، وَلَا عَنْ يَمِينِهِ؛ فَإِنَّ عَنْ يَمِينِهِ مَلَكًا، وَلَكِنْ لِيَبْصُقْ عَنْ شِمَالِهِ أَوْ تَحْتَ رِجْلِهِ، فَيَدْفِنْهُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur ndonjëri prej jush të fal namazin, mos të pështyjë para vetes, sepse ai është duke biseduar me Allahun (xh.sh.) gjersa*

[118] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Ejman, bab thevabu`l-abdi ve exhruhu idha nesaha li sejidihi ve ahsene ibadetallahu, nr.1667 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/92, nr.7655 dhe 13/536, nr.8233;

*është në vendfaljen e tij, por as (të mos pështyjë) nga ana e djathtë, sepse nga ana e djathtë ka melekë, por le të pështyjë në anën e majtë apo nën këmbën e tij dhe t`a mbulojë atë”.*[119]

**120 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِذَا قُلْتَ لِلنَّاسِ أَنْصِتُوا وَهُمْ يَتَكَلَّمُونَ فَقَدْ لَغَوْتَ عَلَى نَفْسِكَ، يَعْنِي يَوْمَ الْجُمُعَةِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nëse ju thua njerëzve “heshtni” gjersa ata janë duke biseduar, atëherë ke gabuar ndaj vetes tënde (pra, gjatë ditës së xhuma)”.*[120]

**121 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَنَا أَوْلَى النَّاسِ بِالْمُؤْمِنِينَ فِي كِتَابِ اللَّهِ، فَأَيُّكُمْ تَرَكَ دَيْنًا**

---

[119] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Salat, bab defni`n-nuhameti fil mesxhid, nr.416 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/537, nr.8234; të tjerët e kanë shënuar nga Ebu Hurejre r.a. përmes rrugëve të ndryshme;

[120] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/537, nr.8235; të tjerët e kanë shënuar nga Ebu Hurejre r.a. përmes rrugëve të ndryshme;

أَوْ ضَيْعَةً فَادْعُونِي فَإِنِّي وَلِيُّهُ، وَأَيُّكُمْ مَا تَرَكَ مَالًا فَلْيُؤْثِرْ بِمَالِهِ عَصَبَتَهُ مَنْ كَانَ»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Unë jam më i afërt me besimtarët sipas Librit të Allahut, kush ka lënë pas vetes borxh apo patundshmëri, lëreni atë sepse unë jam kujdestari i tij, e kush prej jush ka lënë pas vetes pasuri, ajo pasuri u takon si trashëgim trashëgimtarëve kushdo qofshin”.*[121]

**122 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَقُلْ أَحَدُكُمْ: اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي إِنْ شِئْتَ، أَوِ ارْحَمْنِي إِنْ شِئْتَ، أَوِ ارْزُقْنِي إِنْ شِئْتَ، لِيَعْزِمِ الْمَسْأَلَةَ؛ إِنَّهُ يَفْعَلُ مَا يَشَاءُ لَا مُكْرِهَ لَهُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Askush mos të thotë prej jush: “O Allahu im, më fal nëse dëshiron”* apo *“O Allahu im, më mëshiro nëse dëshiron”* apo *“më furnizo mua nëse dëshiron”, por le të jetë i vendosur në*

[121] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Feraid, bab men tereke malen feliverethetihi, nr.1619 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/537, nr.8236; ky hadith vjen edhe përmes rrugëve tjera nga Ebu Hurejre r.a.;

*atë çështje, sepse Ai vepron çka të dojë sepse askush nuk mund t`a detyrojë Atë”.*[122]

**123 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «غَزَا نَبِيٌّ مِنَ الْأَنْبِيَاءِ فَقَالَ لِلْقَوْمِ: لَا يَتْبَعْنِي رَجُلٌ قَدْ كَانَ مَلَكَ بُضْعَ امْرَأَةٍ يُرِيدُ أَنْ يَبْنِيَ بِهَا وَلَمَّا بَنَى، وَلَا آخَرُ بَنَى بِنَاءً لَهُ وَلَمَّا يَرْفَعْ سُقُفَهَا، وَلَا آخَرُ قَدِ اشْتَرَى غَنَمًا أَوْ خَلِفَاتٍ وَهُوَ يَنْتَظِرُ وِلَادَهَا، فَغَزَا فَدَنَا الْقَرْيَةَ حِينَ صُلِّيَ الْعَصْرُ، أَوْ قَرِيبًا مِنْ ذَلِكَ، فَقَالَ لِلشَّمْسِ: أَنْتِ مَأْمُورَةٌ وَأَنَا مَأْمُورٌ، اللَّهُمَّ احْبِسْهَا عَلَيَّ شَيْئًا، فَحُبِسَتْ عَلَيْهِ حَتَّى فَتَحَ اللَّهُ عَلَيْهِ، فَجَمَعُوا مَا غَنِمُوا فَأَقْبَلَتِ النَّارُ لِتَأْكُلَهُ فَأَبَتْ أَنْ تَطْعَمَهُ، فَقَالَ: فِيكُمْ الْغُلُولُ، فَلْيُبَايِعْنِي مِنْ كُلِّ قَبِيلَةٍ رَجُلٌ، فَبَايَعُوهُ**

---

[122] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Teuhid, bab fil meshieti vel iradeti..nr.7477 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/538, nr.8237; ky hadith vjen edhe përmes rrugëve tjera nga Ebu Hurejre r.a.;

فَلَصِقَتْ يَدُ رَجُلٍ بِيَدِهِ فَقَالَ: فِيكُمُ الْغُلُولُ، فَلْتُبَايِعْنِي قَبِيلَتُهُ، فَبَايَعَتْهُ قَبِيلَتُهُ فَلَصِقَ يَدُ رَجُلَيْنِ أَوْ ثَلَاثَةٍ بِيَدِهِ، فَقَالَ: فِيكُمُ الْغُلُولُ، أَنْتُمْ غَلَلْتُمْ، قَالَ: فَأَخْرَجُوا لَهُ مِثْلَ رَأْسِ بَقَرَةٍ مِنْ ذَهَبٍ فَوَضَعُوهُ فِي الْمَالِ وَهُوَ بِالصَّعِيدِ فَأَقْبَلَتِ النَّارُ فَأَكَلَتْ. قَالَ: فَلَمْ تَحِلَّ الْغَنَائِمُ لِأَحَدٍ مِنْ قَبْلِنَا؛ ذَلِكَ بِأَنَّ اللَّهَ رَأَى ضَعْفَنَا وَعَجْزَنَا فَطَيَّبَهَا لَنَا»

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Një prej pejgamberëve të Allahut kur doli në betejë u tha popullit të tij: “Të mos më bashkëngjitet ai që është martuar, e që ende nuk ka fjetur me gruan e tij, as ai që ka ndërtuar shtëpi, e që ende nuk e ka mbuluar atë, si dhe ai që ka blerë dele ose deve mbarse e që pret të pjellë”. U nis për në betejë, ku arriti në kohën e ikindisë dhe i tha diellit: “Ty të është urdhëruar (të perëndosh) por edhe mua më është urdhëruar (që të luftoj dhe vazhdoi të lutet): “O Allahu ynë, mbaje atë për ne”. (Diellli) nuk perëndoi derisa Allahu ia mundësoi fitoren, pastaj e tuboi plaçkën e luftës, e arriti zjarri për ta gëlltitur, por nuk e gëlltiti, atëherë ai tha: “Në mesin tuaj ka keqpërdorues, andaj le të më betohet paria e çdo fisi”. Dora e njërit prej tyre u ngjit për dorën e tij. “Në mesin e fisit tënd është mashtruesi andaj le të më betohet fisi yt” tha ai. Duart e dy-tri vetave u ngjitën për dorën e tij dhe u tha: “Në mesin tuaj është mashtruesi”. Ata e*

*sollën një kokë lope prej ari dhe ia dorëzuan atij. Më pastaj erdhi zjarri dhe e gëlltiti plaçkën e luftës. Pas këtij rasti, Allahu na lejoi plaçkën e luftës, sepse pa dobësinë dhe paaftësinë tonë dhe mu për këtë, e pastroi atë për ne".*[123]

**124 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «بَيْنَمَا أَنَا نَائِمٌ، رَأَيْتُ أَنِّي أَنْزِعُ عَلَى حَوْضٍ أَسْقِي النَّاسَ، فَأَتَانِي أَبُو بَكْرٍ فَأَخَذَ الدَّلْوَ مِنْ يَدِي لِيُرِيحَنِي فَنَزَعَ دَلْوَيْنِ وَفِي نَزْعِهِ ضَعْفٌ وَاللَّهُ يَغْفِرُ لَهُ، قَالَ: فَأَتَانِي عُمَرُ بْنُ الْخَطَّابِ فَأَخَذَهَا مِنْهُ، فَلَمْ يَنْزِعْ رَجُلٌ نَزْعَهُ حَتَّى وَلَّى النَّاسُ وَالْحَوْضُ يَنْفَجِرُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Gjersa isha duke fjetur, pashë (në ëndërr) sikur isha pranë një pusi ku njerëzve u jepja për të pirë ujë. Dikur erdhi Ebu Bekri (r.a.) ma mori kovën prej dore, me qëllim që unë të pushoj. Ai nxori dy kova, por me pak ujë. Allahu ia fali atij. Pastaj erdhi Umer b. Hatabi (r.a.) dhe e mori prej tij (kofën)*

---

[123] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në "Sahih", kitab Ferdul Humus, bab kauli nebiji uhilet lekum ul ganaimu, nr.3124, Muslimi në "Sahih", kitab Xhihad ves-sijer, bab tahlilul ganaimi li hadhihil umeti hasaten, nr.1747 dhe Ahmedi në "Musned", 13/520, nr.8200; ky hadith përmes Ebu Hurejres r.a. përcillet edhe nga rrugë tjera;

*dhe njeriu nuk nxirrte ujë, gjersa ua mundësoi njerëzve që të pinë ujë të gjithë, kurse pusi gurgullonte”.*[124]

**125 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَقُومُ السَّاعَةُ حَتَّى تُقَاتِلُوا جُورَ كِرْمَانَ، قَوْمًا مِنَ الْأَعَاجِمِ حُمْرَ الْوُجُوهِ، فُطْسَ الْأُنُوفِ، صِغَارَ الْأَعْيُنِ، كَأَنَّ وُجُوهَهُمُ الْمَجَانُّ الْمُطْرَقَةُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nuk do të ndodhë kiameti derisa të luftoni me joarabët prej Huzave dhe Kirmanët, fytyrat e të cilëve janë të kuqe, kanë hundët e shtypura, sytë e vegjël, fytyrat e tyre janë sikur mburojë e mbështjelltë me lëkurë”.*[125]

---

[124] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Ta`bir, bab el-istirahati fil menami, nr.7022 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/540, nr.8239; ky hadith përcillet edhe nga rrugë tjera të ndryshme;

[125] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Menakib, bab alamati`n-nubuveti fil Islam, nr.3590 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/541, nr.8240; ky hadith përcillet edhe nga rrugë tjera të ndryshme;

**126 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الْخُيَلَاءُ وَالْفَخْرُ فِي أَهْلِ الْخَيْلِ وَالْإِبِلِ، وَالسَّكِينَةُ فِي أَهْلِ الْغَنَمِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Mburrja dhe krenaria janë tek pronarët e kuajve dhe deveve, kurse qetësia tek pronarët e deleve”.*[126]

**127 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا تَقُومُ السَّاعَةُ حَتَّى تُقَاتِلُوا قَوْمًا نِعَالُهُمُ الشَّعَرُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Nuk do të ndodh Kiameti derisa të luftoni kundër një populli që këpucët e tyre i kanë prej qimeve”.*[127]

**128 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «النَّاسُ تَبَعٌ لِقُرَيْشٍ فِي هَذِهِ الشَّأْنِ – أُرَاهُ يَعْنِي**

---

[126] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/543, nr.8242; ky hadith vjen edhe përmes shumë rrugëve tjera;

[127] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Menakib, bab alamati`n-nubuveti fil Islam, nr.3590 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/542, nr.8241; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;

**الْإِمَارَةَ – مُسْلِمُهُمْ تَبَعٌ لِمُسْلِمِهِمْ، وَكَافِرُهُمْ تَبَعٌ لِكَافِرِهِمْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Njerëzit janë pasues të kurejshëve në këtë çështje (pra udhëheqësia), muslimanët prej tyre ndjekin muslimanët (prej Kurejshëve), kurse jomuslimanët prej tyre ndjekin jomuslimanët (prej Kurejshëve)”.*[128]

**129 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «خَيْرُ نِسَاءٍ رَكِبْنَ الْإِبِلَ نِسَاءُ قُرَيْشٍ، أَحْنَاهُ عَلَى وَلَدٍ فِي صِغَرِهِ، وَأَرْعَاهُ عَلَى زَوْجٍ فِي ذَاتِ يَدِهِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Gratë më të vyeshme të cilat shalojnë devetë janë gratë e kurejshëve, janë ata që i duan fëmijët e tyre në vegjëli dhe janë gra që e ruajnë burrin dhe pasurinë e tij”.*[129]

---

[128] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Imaretu, bab en-nasu tebeun li kurejsh, nr.1818 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/543, nr.8243;

[129] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Fadailus-Sahabeti, bab min fadaili nisai kurejsh, nr.2527 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/543, nr.8244; ky hadith regjistrohet edhe nëpër rrugë të tjera;

**130 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الْعَيْنُ حَقٌّ، وَنَهَى عَنِ الْوَشْمِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Mësyshi është realitet”* ndërsa e ndaloi tatuazhin.[130]

**131 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَا يَزَالُ أَحَدُكُمْ فِي صَلَاةٍ مَا كَانَتْ تَحْبِسُهُ، وَلَا يَمْنَعُهُ أَنْ يَخْرُجَ إِلَّا انْتِظَارُهَا»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Njeriu konsiderohet se është në namaz përderisa të jetë i preokupuar me namazin dhe nuk e pengon për të dalë prej tij vetëm se pritja për ardhjen e kohës së saj”.*[131]

---

[130] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Tib, bab el-ajni hakun, nr.5740, Muslimi në “Sahih”, kitab Selamu, bab tibbu vel meredu ver-ruka, nr.2187, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Tib, bab ma xhae fil ajn, nr.3879 dhe Ahmedi në “Musned”, 13/543, nr.8245; Prej Mudarib b. Hazni nga Ebu Hurejre r.a. e shënon Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Tib, bab el-ajn, nr.3507 dhe Ahmedi në “Musned”, 16/215, nr.10.321; Ahmedi e shënon edhe nga disa rrugë tjera në “Musned”-in e tij.

[131] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Muslimi në “Sahih”, kitab Mesaxhid, bab fadlu salatil xhemaati ven-tidharis-salati, nr.649, Ahmedi në “Musned”, 13/544, nr.8246 dhe Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Salat, bab el-ukudu fil mesxhidi ven-tidharus-salati minel fadl, nr.330 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; ky hadith përcillet edhe nga shumë rrugë të ndryshme nga Ebu Hurejre r.a.;

**132 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الْيَدُ الْعُلْيَا خَيْرٌ مِنَ الْيَدِ السُّفْلَى، وَابْدَأْ بِمَنْ تَعُولُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Dora që është “lartë” (ajo që jep) është më e mirë se dora e përulur (ajo që lyp), andaj fillo (dhënien e sadakasë) me ata që i ke të afërt”.*[132]

**133 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَنَا أَوْلَى النَّاسِ بِعِيسَى ابْنِ مَرْيَمَ فِي الْأُولَى وَالْآخِرَةِ»، قَالُوا: كَيْفَ يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «الْأَنْبِيَاءُ إِخْوَةٌ مِنْ عَلَّاتٍ وَأُمَّهَاتُهُمْ شَتَّى، وَدِينُهُمْ وَاحِدٌ، فَلَيْسَ بَيْنَنَا نَبِيٌّ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Unë jam më i afërt në mesin e njerëzve me Isanë birin e Merjemit në këtë botë dhe në ahiret”*. I thanë: “Si ashtu o i Dërguari i Allahut?” Ai tha: *“Pejgamberët janë vëllezër (prej*

[132] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/544, nr.8247; nga Ebu Hurejre r.a. përcillet edhe përmes shumë rrugëve tjera, ndërsa ky hadith përcillet edhe nga sahabitë tjerë;

*një babai), ndërsa nënat i kanë të ndryshme, feja e tyre është një, kurse në mes nesh (mua dhe Isait a.s.) nuk ka pasur pejgamberë”.*[133]

**134 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «بَيْنَمَا أَنَا نَائِمٌ، إِذْ أُوتِيتُ مِنْ خَزَائِنِ الْأَرْضِ، فَوُضِعَ فِي يَدَيَّ سِوَارَانِ مِنْ ذَهَبٍ فَكَبُرَا عَلَيَّ وَأَهَمَّانِي، فَأُوحِيَ إِلَيَّ أَنِ انْفُخْهُمَا، فَنَفَخْتُهُمَا فَذَهَبَا، فَأَوَّلْتُهُمَا الْكَذَّابَيْنِ اللَّذَيْنِ أَنَا بَيْنَهُمَا؛ صَاحِبَ صَنْعَاءَ وَصَاحِبَ الْيَمَامَةِ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Gjersa isha duke fjetur, kur më erdhën depot e tokës. Në duart e mia mi vëndosën dy gota të arit të cilët më rënduan. Mua mu shpall që t`i fryjë, unë i fryva dhe ato shkuan. Unë i komentova me dy gënjeshtarët në mesin e të cilëve gjendem unë, ato dy gënjeshtarë janë zotëria i Sanasë dhe zotëria i Jemames”.*[134]

---

[133] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/544, nr.8248, Muslimi në “Sahih”, kitab Fadail, bab fadailu Isa alejhi selam, nr.2365; ky hadith vjen edhe përmes rrugëve tjera të transmetimit;

[134] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Buhariu në “Sahih”, kitab Megazi, bab vefdi beni hanifete, nr.4375, Muslimi në “Sahih”, kitab Ru`ja, bab ru`jen-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.2274 dhe Ahmedi në

**135 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَيْسَ أَحَدٌ مِنْكُمْ بِمُنْجِيهِ عَمَلُهُ، وَلَكِنْ سَدِّدُوا وَقَارِبُوا» . قَالُوا: وَلَا أَنْتَ يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «وَلَا أَنَا إِلَّا أَنْ يَتَغَمَّدَنِيَ اللَّهُ مِنْهُ بِرَحْمَةٍ وَفَضْلٍ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Asnjërin prej jush nuk do t`a shpëtojë vepra e tij, por mundohuni të punoni dhe afroni”*. Thanë: “As ti, o i Dërguari i Allahut?” Ai tha: *“As unë, përpos nëse Allahu më mbulon me Mëshirën dhe Mirësinë e Tij”.*[135]

**136 – وَقَالَ نَهَى رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عَنْ بَيْعَتَيْنِ وَلِبْسَتَيْنِ، أَنْ يَحْتَبِيَ أَحَدُكُمْ فِي الثَّوْبِ الْوَاحِدِ لَيْسَ عَلَى فَرْجِهِ مِنْهُ شَيْءٌ، وَأَنْ يَشْتَمِلَ فِي إِزَارِهِ إِذَا مَا صَلَّى، إِلَّا أَنْ يُخَالِفَ بَيْنَ طَرَفَيْهِ عَلَى**

---

“Musned”, 13/545, nr.8249; ky hadith vjen edhe përmes rrugëve tjera të transmetimit;

[135] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/546, nr.8250; ky hadith përcillet edhe nga shumë rrugë të ndryshme;

عَاتِقِهِ، وَنَهَى رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عَنِ الْمَسِّ وَالْإِلْقَاءِ وَالنَّجْشِ"

Ka thënë po ashtu: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka ndaluar dy lloje të kontratave dhe nga dy lloje të veshjeve. Nuk lejohet të ulurit në gjunjë duke qenë vetëm në një petk e pa tesha të brendshme. Po ashtu mbështjellja në petk të ngushtë pa prerje për duart e tij kur të falet. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka ndaluar gjithashtu edhe detyrimin e blerjes vetëm me anë të prekjes dhe për nxitjen e blerjes së mallit nga një myshteri i rrejshëm”.[136]

**137 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ:**

**«الْعَجْمَاءُ جَرْحُهَا جُبَارٌ، وَالْبِئْرُ جُبَارٌ، وَالْمَعْدِنُ جُبَارٌ، وَالنَّارُ جُبَارٌ، وَفِي الرِّكَازِ الْخُمُسُ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Vrasja e kafshës së egër (dhe ato pa pronarë) nuk ka gjë (nuk ka dënim për vrasjen e saj), pusi nuk ka gjë (nëse njeriu bie në pus të panjohur, askush nuk mbanë llogari), burimet natyrore nuk kanë gjë dhe për zjarret nuk ka gjë, kurse për mineralet (pasuri e fshehur në tokë) jepet një e pesta”*.[137]

---

[136] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/547, nr.8251; ky hadith përcillet edhe përmes shumë rrugëve të ndryshme;
[137] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/547, nr.8252 ; prej Seid b. Musejebit dhe Ebu Selemes nga Ebu Hurejre r.a. e

**138 – وَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَيُّمَا قَرْيَةٍ أَتَيْتُمُوهَا وَأَقَمْتُمْ، فِيهَا مَسْهَمُكُمْ» – وَأَظُنُّهُ قَالَ فَهِيَ لَكُمْ أَوْ نَحْوَهُ مِنَ الْكَلَامِ – "وَأَيُّمَا قَرْيَةٍ عَصَتِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ فَإِنَّ خُمُسَهَا لِلَّهِ وَرَسُولِهِ، ثُمَّ هِيَ لَكُمْ»**

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Në çdo fshat që shkoni dhe qëndroni në të (e çlironi), juve u takon pjesa e juaj (*mendoj që ka thënë se ajo u takon juve, apo me fjalë të ngjashme*). Për çdo fshat që kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij (dhe e çlironi me luftë) një e pesta (1/5) e pasurisë së atij (fshatit) është për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ndërsa pjesa tjetër u takon juve”.*[138]

---

shënon Buhariu në “Sahih”, kitab Dijati, bab el-ma`dinu xhubarun vel bi`ru xhubarun, nr.6912, Muslimi në “Sahih”, kitab Hudud, bab xhurhu`l-axhmai vel ma`dini vel biri xhubarun, nr.1710, Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Dijati, bab el-axhmau vel ma`dinu vel bi`ru xhubarun, nr.4593, Tirmidhiu në “Sunen”, kitab Zekat, bab el-axhmau xherhuha xhubarun, nr.642, Nesaiu në “Sunen”, kitab Zekat, bab el-madinu, nr.2495, Ibni Maxheh në “Sunen”, kitab Dijatu, bab el-xhubaru, nr.2673, Darimiju në “Sunen”, kitab Dijati, bab al-axhmau xhurhuha xhubarun, nr.2377 dhe Ahmedi në “Musned”, 12/425, nr.7457; ky hadith vjen edhe përmes disa rrugëve tjera;

[138] Prej Hemam b. Munebihut e shënon edhe Ahmedi në “Musned”, 13/529, nr.8216, Muslimi në “Sahih”, kitab Xhihad, bab hukmu`l-fej`i, nr.1756 dhe Ebu Davudi në “Sunen”, kitab Haraxhu, bab fi ijkafi erdi`s-sevadi, nr.3036;

# INDEKSI I FJALËVE TË PANJOHURA

*Abdes – fjalë persiane që përdoret për të aluduar në ritualin e pastrimit fizik para faljes apo pastrimi i disa gjymtyrëve të trupit që realizohet para adhurimeve të caktuara, si falja e namazit, prekja e Mus`hafit, rrotullimi rreth Qabesë së Bekuar, etj;*

*Alejhi selam – Mbi të qoftë paqja e Zotit;*

*Amin – Pranoje o Zot, është lutje që thuhet në fund të lutjeve;*

*Arsh – Fron ose rezidencë;*

*Beni Israil – populli Izraelit apo bijtë e Izraelit, janë pasardhësit e pejgamberit Jakub a.s.;*

*Dexhall – antikrishti, gënjeshtar, mashtrues, person i cili do të paraqitet në kohën e fundit si shenjë e Kiametit;*

*Ensar – Ndihmuesit – ka për qëllim banorët e Medines që i pranuan refugjatët e Mekes; apo vendasit e Medines;*

*Ezani – thirrje e veçantë për lajmërimin e kohës së namazit;*

*Hadith – fjalë apo thënie të Muhamedit alejhi selam;*

*Hidri – person që është takuar me pejgamberin Musa a.s. dhe kanë udhëtuar bashkë një kohë; personazh nga Kurani dhe tregimet e pejgamberëve;*

*Hixhret – shpërngulje e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem prej Meke në Medine;*

*Imam – prijës, udhëheqës, klerik, ka për qëllim zakonisht personin që u prinë njerëzve në faljen a namazit;*

*Kajser – titull për udhëheqësit e perandorisë Romake;*

*Kiamet – fundi i botës dhe shkatërrimi i saj; Dita e Gjykimit apo apokalipsi;*

*Kisra – titull për udhëheqësit e perandorisë Persiane;*

*Kurani – Libri i fundit i Zotit xh.sh. që i është shpallur Pejgamberit të fundit Muhamedit alejhi selam;*

*Melek – Engjëll;*

*Namaz – fjalë persiane që përdoret për të aluduar mbi adhurimin dhe lutjen ditore që kryhet pesë herë në ditë me veprime të caktuara; është rituali i faljes;*

*Pejgamber – fjalë persiane që nënkupton "I Dërguari i Zotit";*

*Rabbena lekel hamd – Zoti ynë Ty të takon falënderimi – thuhet zakonisht pasi çohemi në namaz prej rukusë;*

*Radijallahu anhu – Mbi të qoftë kënaqësia e Zotit;*

*Ruku – përkulje për hir të Allahut, bëhet zakonisht në namaz, duke e përkulur shpinën;*

*Sadaka – lëmoshë që i jepet nevojtarit;*

*Saff – të rreshtuarit e njerëzve në radhë gjatë namazit;*

*Sahabi – Shokët e Pejgamberit alejhi selam;*

*Sal-lallahu alejhi ve sel-lem – Mbi të qofshin lavdërimet dhe përshëndetjet tona;*

*Selamu alejkum – paqja e Zotit qoftë mbi ju – është përshëndetja absolute e muslimanëve;*

*Semiallahu limen hamideh – E dëgjon Allahu atë që e falënderon Atë – thuhet në namaz pasi çohemi prej rukusë;*

*Sened – zinxhir i transmetuesve të hadithit;*

*Sexhde – vënia e ballit në tokë gjatë namazit ose në raste tjera;*

*Shehid – dëshmorë në rrugë të Allahut;*

*Shejtan – Djalli i mallkuar; dreqi, demoni;*

*Tabiin – Gjenerata e dytë pas Pejgamberit alejhi selam të cilët i takuan shokët e Pejgamberit alejhi selam por nuk e kanë parë atë personalisht;*

*Tesbihu – Të përmendurit e Allahut me fjalën "Subhanallah";*

*Tekbir – madhërim i Zotit përmes të shprehurit e fjalës "Allahu Ekber";*

*Umet – popull;*

*Xhehenem – Ferri apo skëterra;*

*Xhel-le sha`nuhu – I Lartmadhërishëm;*

*Xhenet – Parajsë;*

*Xhuma – Dita e premte, gjatë së cilës falet namaz i veçantë i kësaj dite në kohën e drekës që ka kuptimin e tubimit të besimtarëve;*

*Xhunub – kur njeriu bëhet sipas legjislacionit të Sheriatit i papastër shkaku i ejakulimit apo aktit intim;*

*Zina – prostitucion apo akti intim që kryhet me personin që nuk e ke në lidhje martesore; amoralitet; shthurje morale;*

# LITERATURA E SHFRYTËZUAR


1. BUHARIU, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, *"Sahih",* Elfa, Kajro, botimi i parë, 2010;
2. BUHARIU, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim *"Tarihu`l-Kebir",* tahkik Hashim en-Nedevij, darul kutubil ilmije;
3. DARIMIJU, *"Tarih Uthman b. Seid ed-Darimij an Ebu Zekerija Jahja b. Mein"*, daru me`mun li turath, Damask;
4. DARIMIJU, Ebu Muhamed, Abdullah b. Abdurahman b. Fadël b. Behram, *"Sunen"*, darul Hadith, Kajro, botimi i parë, 2000;
5. DHEHEBIU, Muhamed b. Ahmed,*"Kashif",* Xhide, botimi i parë, 1992;
6. DHEHEBIU, Muhamed b. Ahmed, *"Sijer A`lam en-Nubela",* muessesetur-risale, Bejrut, botimi i dytë, 1982;

7. EBU DAVUD, Sulejman b. Esh`ath b. Is`hak el-Ezdij es-Sixhistani, *“Sunen”,* darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;

8. EBU HATIM ER-RAZI, Ebu Muhamed, Abdurahman ibni, *“Xherh ve Ta`dil”,* darul Kutubil Ilmije, Bejrut, 1952;

9. HANBELI, Ebu Abdullah esh-Shejbani, Ahmed b. Muhamed b. Hilal b. Esed, *“Musned”,* tahkik Shuajb el-Arnauti etj, muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2001;

10. IBNI EBU SHEJBE, Abdullah b. Muhamed, *“Sualat ibni Ebi Shejbe li imam Ali b. Medenij”,* tahkik Ebu Umer Ali el-Ez`heriu, el-faruk el-hadithije;

11. IBNI HAXHERI, Shihabudin Ahmed b. Ali, *“Tekribu`t-Tehdhib”,* bejtu`l-Ifkar, Jordan, 1964;

12. IBNI HAXHERI, Shihabudin Ahmed b. Ali, *“Tehdhibu`t-Tehdhib”,* muessesetur-Risale;

13. IBNI HIBANI, Ebu Hatim, Muhamed, *“Thikat”,* hukumetu Alije, Indi, botimi i parë, 1973;

14. IBNI KETHIRI, Ismail b. Umer, *“Tekmil fi xherh ve ta`dil”,* mektebetu Ibni Abas, Jemen, botimi i parë, 2011;
15. IBNI MAXHEH, Ebu Abdullah, Muhamed b. Jezid el-Kazneviju, *“Sunen”,* darul-Fikër, Bejrut, botimi i parë, 2003;
16. IBNI SA`D, Muhamed ez-Zuhri, *“Tabakat el-Kebir”,* Kajro, botimi i parë;
17. IBNI SHAHINI, Ebu Hafs, Umer, *“Tarih Esmai`th-Thikat”,* darus-selefije, Tunis, botimi i parë, 1984;
18. IXHLI, Ahmed b. Abdullah b. Salih, *“Tarihu`th-Thikat”,* darul kutubil ilmije, Bejrut, botimi i parë, 1984;
19. MALIK, Malik b. Enes b. Malik b. Ebu Amir b. Amër b. Harith, *“El-Muvetta”,* muessesetu`l-Muhtar, Kajro, botimi i parë, 2006;
20. MIZZIU, Xhemaludin Ebu`l-Haxhaxh Jusuf, *“Tehdhibu`l-Kemal”,* muessesetur-Risale, botimi i parë, 1992;
21. MUSLIMI, Ebu Husejn, Muslim b. Haxhaxh el-Kushejri en-Nisaburi, *“Sahih”,* daru Ibni Hazëm, Kajro, botimi i parë, 2010;

22. NESAIU, Ebu Abdurahman, Ahmed b. Shuajb b. Ali b. Sinan, *"Sunen"*, darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;
23. NEVEVIU, Ebu Zekerija, Muhjidin Sheref, *"Tehdhibu`l-Esma ve`l-Lugat"*, darul kutubil ilmije, Bejrut;
24. TIRMIDHIU, Ebu Isa, Muhamed b. Isa b. Surete, *"Sunen"*, daru`l-Fikër, Bejrut, 2008;
25. GRAHAM, William Albert *"Divine Word and Prophetic Word in Early Islam"*, 1977;

# PËRMBAJTJA